

88 Të pushtetshmit dhe paria e arrogante e popullit e Shuajbit, i thanë Shuajbit ﷺ: - "Kemi për të të dëbuar prej vendbanimit tonë, ty dhe ata që të besojnë ty, ose ndryshe do të ktheheni në fenë tonë!". Shuajbi mosmiratues dhe i çuditur u thotë: - "Si, t'ju ndjekim në fenë dhe besimin tuaj, megjithëse i urrejmë ata ngaqë e dimë se janë të pavërtetë?!"

89 Atëherë, kështu do të kishim trilluar ndaj Allahut gënjeshtër, domethënë nëse do të besonim shirkun dhe kufrin tuaj, kur ne na ka shpëtuar Allahu me mirësinë e Vet! Nuk na shkon neve e nuk është e drejtë që ne të kthehemi në fenë tuaj të kotë, përveç nëse do dëshironte Allahu, Zoti ynë, pasi të gjithë i janë nënshtruar dëshirës së Tij - qoftë i lartësuar! Zoti ynë ka përfshirë me dijen e Vet çdo gjë, prandaj Atij nuk i fshihet asgjë! Ne vetëm tek Allahu jemi mbështetur që të na përforcojë në këtë Rrugë të Drejtë, duke na mbrojtur prej rrugës së Xhehenemit. O Zoti ynë, gjyko me drejtësinë Tënde mes nesh dhe popullit tonë jobesimtar! ndihmoje atë që ka të drejtë e i është bërë padrejtësi, kundër të padrejtëve arrogantë, pasi Ti - o Zoti ynë - je më i Miri i gjykuesve!"

90 Pastaj të pushtetshmit dhe paria e jobesimtarëve prej popullit të tij, që ishin refuzues të thirrjes së teuhidit, duke penguar prej Shuajbit dhe fesë së tij, thanë: - "Nëse ju - o populli ynë - do të hyni në fenë e Shuajbit, duke lënë fenë tuaj dhe të baballarëve tuaj, atëherë ju do të jeni të shkatërruar!"

91 Kështu, ata i përfshiu tërmeti i tmerrshëm dhe të gjithë mbetën të shkatërruar në shtëpitë e tyre, të përmbysur, me fytyrat e gjunjët e tyre përtokë; të gjithë kufoma të vdekura në vendbanimet e tyre.

92 Të gjithë ata që e mohuan Shuajbin u shkatërruan sikur të mos kishin ekzistuar ndonjëherë në vendbanimin e tyre e sikur të mos ishin dëfryer ndonjëherë aty. Ata që e mohuan Shuajbin ishin të shkatërruar, pasi ata humbën veten e tyre dhe gjithçka që ata zotëronin. Ndërsa ata që besuan prej popullit të tij nuk humbën asgjë, ndryshe nga ç'pretendonin jobesimtarët dhe mohuesit e tillë.

93 Pasi ata u shkatërruan, Shuajbi iu kthye e u foli: - O popull, unë jua përcolla urdhrin e Zotit tim dhe ju këshillova, por ju nuk e pranuat këshillën time e as nuk e përfillët udhëzimin tim. Si, pra, të për ata njerëz që e mohojnë Allahun dhe janë këmbëngulës në mosbesimin e tyre?!""

94 Në asnjë vendbanim nuk dërguam profet, ku banorët e tyre të kenë mohuar e që të mos i kemi goditur ata me luftëra, varfëri dhe sëmundje, me shpresë se do t'i përuleshin Allahut e do ta linin mosbesimin dhe mendjemadhësinë. Ky është një paralajmërim kërcënues për Kurejshët (e Mekës) dhe për çdonjë që mohon, duke përmendur ligjin e përhershëm të Allahut për popujt mohues.

95 Pasi i përfshimë me luftëra dhe sëmundje, Ne ua zëvendësuam atyre me mirësi të bollshme dhe me siguri, derisa u shtuan në numër e pasuria e tyre u shumëfishua. Atëherë ata thanë: - "Ato gjëra të këqija që na kanë goditur e ato të mira që kanë ardhur janë thjesht një cikël i pandryshueshëm që u ka ndodhur edhe të parëve tanë më herët". Kështu, ata nuk e kuptonin se e keqja që i kishte goditur ishte që ata të nxirrnin mësim, kurse e mira ishte për ta përshkallëzim drejt shkatërrimit, derisa Ne i goditëm me dënim të papritur, kur ata nuk e kishin parashikuar kurrë.

### Mësime nga ajetet:

- Prej nderimit të dukshëm që Allahu u ka bërë robërve të Vet vepërmirë e përmirësues është se Ai ua ka hapur atyre dyert e dijes, duke ua sqaruar të Vërtetën prej të kotës, duke i shpëtuar besimtarët dhe duke i ndëshkuar mohuesit.
- Prej ligjit tradicional të Allahut ndaj robërve të Vet është edhe vonimi, në mënyrë që ngjarjet të jenë mësim dhe këshillë për ata dhe të heqin dorë prej gjynaheve shkatërrimtare.
- Në sprovimin me vështirësi mund të tregojnë durim shumica e njerëzve, duke i marrë përsipër të gjitha mundimet, mirëpo në sprovimin me begati, ata që tregohen të durueshëm përballë joshjes së të mirave janë të paktë.



(96) Nëse banorët e këtyre vendeve, tek të cilat çuam të dërguarit Tanë, do ta kishin besuar mesazhin e të dërguarve e do t'i ishin frikësuar Zotit të tyre, duke lënë mosbesimin dhe gjynahet dhe duke i vënë në praktikë urdhrat e Tij, do t'ua kishim hapur dyert e mirësive nga çdo anë, por ata as nuk besuan e as nuk u frikësuan, përkundrazi ata e mohuan atë me të cilën u erdhën të dërguarit e tyre, e kështu Ne i përfshimë me dënim të beftë, për shkak të gjynaheve që ata bënin.

(97) A mos, vallë, ndihen të sigurt banorët mohues të këtyre vendbanimeve se nuk do t'u vijë dënimi Ynë natën, ndërkohë që ata janë duke fjetur thellë në rehatinë dhe qetësinë e tyre?!

(98) Apo mos, vallë, ndihen të sigurt, se nuk do t'u vijë dënimi Ynë në zbardhje të ditës, ndërkohë që ata janë të pavëmendshëm, duke u dëfryer pas angazhimit me dynjanë?!

(99) Shikoni se si i toleron Allahu duke vonuar, e se si i begaton ata me forcë dhe pasuri të bollshme, për t'i përshkallëzuar ata drejt shkatërrimit të tyre; pra, a mos vallë, ndihen të sigurt mohuesit e të tilla vendbanimeve prej kurthit që u ka ngritur Allahu dhe masave të Tij të fshehta?! Por prej kurthit të Allahut nuk mund të ndihet askush i sigurt, përveç atij populli që është destinuar të shkatërrohet; ndërsa sa për ata që u është mundësuar që të kenë frikë prej kurthit të Tij, ata nuk vetëmashtrohen me begatitë që Ai ua ka dhuruar, përkundrazi, ata i shohin si mirësi të Allahut ndaj tyre dhe tregohen mirënjohës ndaj Tij.

(100) A nuk u është bërë e qartë akoma atyre që janë zëvendësues të popujve që ishin para tyre në tokë e që u shkatërruan për shkak të gjynaheve që bënë, - duke mos e marrë në konsideratë atë që u ndodhi atyre, por vazhdojnë në veprat e tyre, - a nuk e kanë akoma të qartë ata se Allahu, po të donte t'i ndëshkonte për shkak të gjynaheve të tyre, do t'i kishte ndëshkuar, ashtu siç është edhe ligji i Tij tradicional?! Por Ai ua ka vulosur zemrat,prandaj edhe nuk përfitojnë nga këshilla e as nuk u sjell dobi përkujtimi.

(101) Këto vendbanime që u përmendën - të Nuhut, Hudit, Salihut, Lutit dhe Shuajbit - të cilat Ne po t'i lexojmë e po të informojmë ty - o i Dërguar - në lidhje me ndodhitë, mohimin, kokëfortësinë e tyre dhe shkatërrimin që u ndodhi; janë mësime për atë që i konsideron dhe janë këshillë për atë që i pranon këshillat. Banorëve të këtyre vendbanimeve u erdhën të dërguarit me argumente të qarta rreth Vërtetësisë (thirrjes) së tyre, por ata nuk do të besonin edhe pasi u erdhën të dërguarit, pikërisht ashtu siç ishte (shkruar) edhe në dijen e Allahut, pra, se ata do të ishin mohues të Tij. Ashtu siç Allahu ua vulosi (la të mbyllura) zemrat mohuesve, banorë të këtyre vendbanimeve, që të mos pranonin të dërguarit e tyre, kështu Allahu ua vulos (lë të mbyllura) zemrat edhe jobesimtarëve, që të mos e pranojnë Muhamedin ﷺ, prandaj edhe ata nuk udhëzohen dot për tek besimi.

(102) Në shumicën e popujve tek të cilët shkuan të dërguarit, Ne nuk gjetëm besë, as seriozitet në lidhje me atë që i porositi Allahu, por nuk i gjetëm as të nënshtruar ndaj urdhrave të Tij, por shumicën e tyre i gjetëm të pabindur.

(103) Pas gjithë atyre të dërguarve, Ne çuam Musain ﵇ - me faktet dhe argumentet Tona të qarta dhe treguese të Vërtetësisë së Tij, - tek Faraoni dhe populli i tij, por ata nuk bënë tjetër, përveçse i kundërshtuan ato argumente, kështu që paramendoje, o i Dërguar, se si ishte fundi i Faraonit dhe i popullit të tij, të cilët i shkatërroi Allahu duke i përmbytur. Ata i përndoqi mallkimi në dynja dhe në ahiret.

(104) Kur Allahu e dërgoi Musain tek Faraoni, i tha: - O Faraon, unë jam dërguar prej Krijuesit të të gjitha krijesave, Zotëruesit të tyre, Drejtuesi i jetëve të tyre!

## Mësime nga ajetet:

- Besimi dhe veprat e mira janë shkak i zbritjes së mirësive dhe begative prej qiellit dhe tokës mbi njerëzit.
- Lidhja e fortë mes devotshmërisë dhe bollëkut në furnizim. Edhe nëse Allahu u jep pasuri jobesimtarëve, kjo për ta është përshkallëzim drejt shkatërrimit të tyre dhe kurth për ta.
- Njeriu nuk duhet të ndihet asnjëherë i sigurt prej ndëshkimit të papritur të Allahut, i cili mund të vijë në çdo çast, natën apo ditën.
- Kurani përmend ngjarje të popujve të mëhershëm, në mënyrë që të përforcojë besimtarët e të paralajmërojë jobesimtarët.

حَقِيقٌ عَلَىٰٓ أَن لَّآ أَقُولَ عَلَى ٱللَّهِ إِلَّا ٱلْحَقَّۚ قَدْ جِئْتُكُم بِبَيِّنَةٍ
مِّن رَّبِّكُمْ فَأَرْسِلْ مَعِىَ بَنِىٓ إِسْرَٰٓءِيلَ ١٠٥ قَالَ إِن كُنتَ
جِئْتَ بِـَٔايَةٍ فَأْتِ بِهَآ إِن كُنتَ مِنَ ٱلصَّٰدِقِينَ ١٠٦ فَأَلْقَىٰ
عَصَاهُ فَإِذَا هِىَ ثُعْبَانٌ مُّبِينٌ ١٠٧ وَنَزَعَ يَدَهُۥ فَإِذَا هِىَ بَيْضَآءُ
لِلنَّٰظِرِينَ ١٠٨ قَالَ ٱلْمَلَأُ مِن قَوْمِ فِرْعَوْنَ إِنَّ هَٰذَا لَسَٰحِرٌ
عَلِيمٌ ١٠٩ يُرِيدُ أَن يُخْرِجَكُم مِّنْ أَرْضِكُمْۖ فَمَاذَا تَأْمُرُونَ
١١٠ قَالُوٓا۟ أَرْجِهْ وَأَخَاهُ وَأَرْسِلْ فِى ٱلْمَدَآئِنِ حَٰشِرِينَ ١١١ يَأْتُوكَ
بِكُلِّ سَٰحِرٍ عَلِيمٍ ١١٢ وَجَآءَ ٱلسَّحَرَةُ فِرْعَوْنَ قَالُوٓا۟ إِنَّ
لَنَا لَأَجْرًا إِن كُنَّا نَحْنُ ٱلْغَٰلِبِينَ ١١٣ قَالَ نَعَمْ وَإِنَّكُمْ
لَمِنَ ٱلْمُقَرَّبِينَ ١١٤ قَالُوا۟ يَٰمُوسَىٰٓ إِمَّآ أَن تُلْقِىَ وَإِمَّآ أَن
نَّكُونَ نَحْنُ ٱلْمُلْقِينَ ١١٥ قَالَ أَلْقُوا۟ۖ فَلَمَّآ أَلْقَوْا۟ سَحَرُوٓا۟
أَعْيُنَ ٱلنَّاسِ وَٱسْتَرْهَبُوهُمْ وَجَآءُو بِسِحْرٍ عَظِيمٍ ١١٦
۞ وَأَوْحَيْنَآ إِلَىٰ مُوسَىٰٓ أَنْ أَلْقِ عَصَاكَۖ فَإِذَا هِىَ تَلْقَفُ مَا يَأْفِكُونَ
١١٧ فَوَقَعَ ٱلْحَقُّ وَبَطَلَ مَا كَانُوا۟ يَعْمَلُونَ ١١٨ فَغُلِبُوا۟
هُنَالِكَ وَٱنقَلَبُوا۟ صَٰغِرِينَ ١١٩ وَأُلْقِىَ ٱلسَّحَرَةُ سَٰجِدِينَ ١٢٠

ربع الحزب ١٧



105 Pastaj Musai i tha: - “Meqë jam dërguar prej Tij, vlen të them se, unë mund të flas në emër të Tij veçse të Vërtetën. Unë kam ardhur me fakte të qarta, të cilat tregojnë për Vërtetësinë time dhe unë jam i dërguar prej Zotit tim tek ju, prandaj liroji bijtë e Izraelit prej robërisë dhe sundimit, që të vijnë me mua.”
106 Atëherë, Faraoni i thotë Musait: - “Nëse ke ardhur me ndonjë argument bindës, ashtu siç pretendon, atëherë tregoje atë, nëse je i sinqertë në pretendimin tënd.”
107 Musai hodhi shkopin e vet, i cili u shndërrua në një gjarpër të madh, të dukshëm për atë që dëshironte ta dëshmonte.
108 Pastaj ai nxori dorën e vet prej të çarës së këmishës së kraharorit të vet - apo prej veshjes së tij - dhe e tregoi atë. Ajo doli e bardhë, pa asnjë njollë, madje ndriçonte në sytë e shikuesve, për shkak të bardhësisë së theksuar që kishte.
109 Pasi e panë shndërrimin e shkopit të Musait në një gjarpër dhe ndryshimin e ngjyrës së dorës së tij, thanë: “Musai nuk është tjetër përveçse një magjistar i fortë!
110 Qëllimi i tij, nëpërmjet asaj që ai bën, është që t’ju nxjerrë prej tokës tuaj të Egjiptit.” Pastaj Faraoni u konsultua me ta në lidhje me çështjen e Musait ﷺ, duke u thënë: - “Çfarë më sugjeroni?!”
111 Ata i thanë Faraonit: - “Shtyje për më vonë takimin me Musain dhe vëllain e tij Harunin dhe dërgo lajmëtarë në çdo qytet të Egjiptit, që të mbledhë të gjithë magjistarët këtu.
112 Kështu lajmëtarët kanë për të të ardhur me çdo magjistar të aftë në magji dhe të fortë në përdorimin e saj.”
113 Pasi Faraoni i dërgoi ata që do mblidhnin magjistarët dhe pasi magjistarët erdhën, ata e pyetën nëse do kishin ndonjë pagesë në qoftë se do ta mundnin Musain me magjinë e tyre.
114 Atëherë, Faraoni iu përgjigj atyre duke u thënë: - “Po, për ju do të ketë pagesë, madje edhe shpërblime, si dhe ju do të konsideroheni si të afërm të familjes.”
115 Kur erdhi çasti i ballafaqimit, magjistarët, të sigurt në fitoren e tyre kundër Musait, i thanë atij me fodullëk: - “Zgjidh si të duash: ose fillo ti të hedhësh atë që dëshiron, ose fillojmë ne!”
116 Musai, duke qenë i bindur në ndihmën e Zotit, iu përgjigj magjistarëve i pashqetësuar: - “Hidhini ju të parët litarët dhe shkopinjtë tuaj!” Kur i hodhën, ua magjepsën sytë njerëzve me manipulimin e perceptimit të realitetit prej tyre dhe i tmerruan. Vërtet që ata erdhën me një magji të fortë për sytë e shikuesve.
117 Pastaj Allahu i shpalli profetit dhe bashkëbiseduesit të Vet Musait ﷺ: - “Hidhe tani, o Musa,shkopin tënd! Ai e hodhi. Shkopi u shndërrua në një gjarpër, i cili filloi t’i gëlltiste litarët dhe shkopinjtë e tyre, të cilët ata i përdornin për të përmbysur realitetet dhe hipnotizuar njerëzit, si të kishin qenë gjarpërinj që lëviznin.
118 Kështu dominoi e Vërteta dhe u qartësua Vërtetësia e Musait ﷺ dhe u qartësua pavlefshmëria e asaj që bënë magjistarët.
119 Në atë ballafaqim, ata u mundën dhe u mposhtën, ndërsa Musai fitoi, duke i bërë të ndiheshin të poshtëruar e të pavlerë.
120 Sapo magjistarët e dëshmuan madhështinë e forcës së Allahut e panë argumentet e qarta, menjëherë i ranë në sexhde (përmbys) Atij - qoftë i lartësuar e i madhëruar!

**Mësime nga ajetet:**

- Prej urtësisë dhe mëshirës së Allahut është se Ai bëri që mrekullia e çdo profeti të jetë perceptueshme për popullin e tij dhe mund të jetë edhe prej vetë fushës ku ata janë të shquar.
- Kuptohet se Faraoni (nuk ishte një zot por) ishte thjesht një rob, i poshtëruar, i përçmuar e i pamundshëm, përndryshe nuk do të kishte nevojë që të ndihmohej nga magjistarët për t’ju kundërvënë Musait ﷺ.
- Dobësia e magjistarëve – edhe pse ata kishin lidhje me shejtanët të cilët ua plotësonin kërkesat e tyre – dallohet nga kërkesa e tyre për shpërblim dhe pozitë prej Faraonit.




قَالُوٓاْ ءَامَنَّا بِرَبِّ ٱلۡعَٰلَمِينَ ١٢١ رَبِّ مُوسَىٰ وَهَٰرُونَ ١٢٢ قَالَ
فِرۡعَوۡنُ ءَامَنتُم بِهِۦ قَبۡلَ أَنۡ ءَاذَنَ لَكُمۡۖ إِنَّ هَٰذَا لَمَكۡرٞ
مَّكَرۡتُمُوهُ فِي ٱلۡمَدِينَةِ لِتُخۡرِجُواْ مِنۡهَآ أَهۡلَهَاۖ فَسَوۡفَ تَعۡلَمُونَ
١٢٣ لَأُقَطِّعَنَّ أَيۡدِيَكُمۡ وَأَرۡجُلَكُم مِّنۡ خِلَٰفٖ ثُمَّ لَأُصَلِّبَنَّكُمۡ
أَجۡمَعِينَ ١٢٤ قَالُوٓاْ إِنَّآ إِلَىٰ رَبِّنَا مُنقَلِبُونَ ١٢٥ وَمَا تَنقِمُ مِنَّآ
إِلَّآ أَنۡ ءَامَنَّا بِـَٔايَٰتِ رَبِّنَا لَمَّا جَآءَتۡنَاۚ رَبَّنَآ أَفۡرِغۡ عَلَيۡنَا صَبۡرٗا
وَتَوَفَّنَا مُسۡلِمِينَ ١٢٦ وَقَالَ ٱلۡمَلَأُ مِن قَوۡمِ فِرۡعَوۡنَ أَتَذَرُ مُوسَىٰ
وَقَوۡمَهُۥ لِيُفۡسِدُواْ فِي ٱلۡأَرۡضِ وَيَذَرَكَ وَءَالِهَتَكَۚ قَالَ سَنُقَتِّلُ
أَبۡنَآءَهُمۡ وَنَسۡتَحۡيِۦ نِسَآءَهُمۡ وَإِنَّا فَوۡقَهُمۡ قَٰهِرُونَ ١٢٧
قَالَ مُوسَىٰ لِقَوۡمِهِ ٱسۡتَعِينُواْ بِٱللَّهِ وَٱصۡبِرُوٓاْۖ إِنَّ ٱلۡأَرۡضَ
لِلَّهِ يُورِثُهَا مَن يَشَآءُ مِنۡ عِبَادِهِۦۖ وَٱلۡعَٰقِبَةُ لِلۡمُتَّقِينَ ١٢٨
قَالُوٓاْ أُوذِينَا مِن قَبۡلِ أَن تَأۡتِيَنَا وَمِنۢ بَعۡدِ مَا جِئۡتَنَاۚ قَالَ
عَسَىٰ رَبُّكُمۡ أَن يُهۡلِكَ عَدُوَّكُمۡ وَيَسۡتَخۡلِفَكُمۡ فِي ٱلۡأَرۡضِ
فَيَنظُرَ كَيۡفَ تَعۡمَلُونَ ١٢٩ وَلَقَدۡ أَخَذۡنَآ ءَالَ فِرۡعَوۡنَ
بِٱلسِّنِينَ وَنَقۡصٖ مِّنَ ٱلثَّمَرَٰتِ لَعَلَّهُمۡ يَذَّكَّرُونَ ١٣٠



121 Magjistarët thanë: "Ne i besuam Zotit të të gjithë krijesave,

122 Zotit të Musait dhe Harunit, pasi vetëm Ai e meriton që të adhurohet dhe askush tjetër prej zotave të pretenduar".

123 Atëherë, Faraoni duke i kërcënuar ata, pasi ata shprehën besimin e tyre në Allahun e Vetëm, u tha: - "I besuat Musait para se t'ju jepja leje unë?! Në të vërtetë, si besimi juaj në të, si konsiderimi juaj i mesazhit të Musait si të vërtetë janë një mashtrim i komplotuar, të cilin e keni përgatitur ju dhe Musai bashkë, që t'i nxirrni banorët prej qytetit, por keni për ta marrë vesh - o magjistarë - se çfarë dënimi ka për t'ju gjetur e çfarë fatkeqësie ka për t'ju goditur!

124 Unë kam për t'jua prerë secilit prej jush gjymtyrët kryq, - dorën e djathë me këmbën e majtë ose dorën e majtë me këmbën e djathtë, - pastaj kam për t'ju lidhur të gjithëve mbi trungjet e palmave, si dënim për ju dhe tmerrim për këdo që do t'ju shohë juve në atë gjendje."

125 Duke iu kundërpërgjigjur kërcënimit të Faraonit, magjistarët thanë: "Ne vetëm tek Zoti ynë i Vetëm do të kthehemi, prandaj nuk na bëhet vonë për kërcënimet që bën ti.

126 Arsyeja që ti po na kundërvihesh është vetëm ngaqë ne besuam argumentet e Zotit tonë, pasi ato na erdhën nëpërmjet Musait. E nëse kjo gjë u konsideruaka krim, që ne të turpërohemi, atëherë le të jetë krimi ynë!" Pastaj iu kthyen Allahut duke iu lutur me fjalë të përvuajtura: "O Zoti ynë, derdh mbi ne durim, në mënyrë që të qëndrojmë në të Vërtetën, e na bëj të vdesim muslimanë, duke iu nënshtruar vendimit Tënd dhe të jemi ndjekës të të Dërguarit Tënd!"

127 Pas kësaj, pushtetarët dhe paria e popullit i thanë Faraonit, duke e nxitur atë kundër Musait dhe besimtarëve që ishin me të: "A po e lë Musain dhe popullin e tij që të përhapin prishjen në tokë, duke hequr dorë prej teje dhe hyjnisë tënde dhe të thërrasin për tek adhurimi vetëm i Allahut?!" Atëherë, Faraoni tha: - "Ne do t'u vrasim bijve të Izraelit fëmijët meshkuj. Gjallë do t'ua lëmë vetëm gratë e tyre, për të shërbyer, pasi ne qëndrojmë mbi ta, si në ashpërsi, edhe dhe pushtet."

128 "O popull, kërkojeni ndihmën vetëm prej Allahut, që t'jua largojë të keqen që u ka rënë e t'ju sjellë atë që është e mirë për ju. Tregohuni të durueshëm në këtë sprovë që po kaloni, pasi toka i përket vetëm Allahut; ajo nuk i përket as Faraonit e as dikujt tjetër! Allahu e ia jep ta sundojë atë kujt të dëshirojë prej njerëzve, por dijeni se përfundimi i mirë në tokë u përket vetëm besimtarëve, të cilët i vënë në praktikë urdhrat e Zotit të tyre dhe u largohen ndalesave të Tij, pasi kjo është në dobi të tyre, edhe nëse ata i godet ndonjë sprovë".

129 Aty, populli i Musait, që ishin prej bijve të Izraelit, i tha Musait ﷺ: "O Musa, ne edhe para se të na vije ti, jemi sprovuar nga dora e Faraonit me vrasjen e bijve tanë e me lënien gjallë të grave tona, ashtu si edhe më pas.". Musai, përsëri duke i këshilluar e duke i përgëzuar ata për shpëtimin, u tha: "Ndoshta Zoti juaj do që ta shkatërrojë armikun tuaj Faraon bashkë me popullin e tij, e t'ju vendosë juve në tokë pas tyre. Kështu, Ai do të shikojë se çfarë do të bëni pas kësaj, a do t'i jeni mirënjohës apo mosmirënjohës."

130 Kështu, Ne e ndëshkuam Faraonin dhe familjen e tij me thatësirë e vit zie, duke i sprovuar me pakësim të frutave dhe drithërave, me shpresën se do mendoheshin e do ta pranonin këshillën, se ajo e që u kishte rënë atyre ishte ndëshkim për ta, për shkak të mosbesimit të tyre, e kështu të pendoheshin para Allahut.

### Mësime nga ajetet:

- Qëndrimi i magjistarëve dhe publikimi i besimit të tyre me guxim e hapur, tregon se njeriu, nëse zhvishet nga dëshirat e kota, duke iu bindur mendjes e mendimit të shëndetshëm, përshpejton për tek besimi, sapo t'i tregohen argumentet.
- Ndjekësit e besimit në Allah dhe në Botën Tjetër janë njerëzit më të sigurt në vetvete, më trimat dhe më durimtarët në çastet e krizave, mundimeve dhe luftërave.
- Përfituesit prej pushtetit i nxisin e i shtyjnë udhëheqësit që t'u kundërvihen njerëzve të besimit, pasi në mbajtjen në pushtet të udhëheqësit të tyre ruhen edhe interesat e tyre.
- Disa prej shkaqeve që e pengojnë shiun dhe rritjen e çmimeve janë edhe padrejtësia dhe prishja në tokë.




(131) Kur Faraonit dhe familjes së tij u vinte vit i begatë, fruta të dobishme dhe çmime të ultë, thonin: “Këto i kemi sepse e meritojmë dhe jemi për të.” Nëse u vinte ndonjë fatkeqësi, thatësi, vit zie, sëmundje të shumta e të ngjashme, ata ia dedikonin si fat të keq Musait dhe bijve të Izraelit që ishin me të. Por e Vërteta është se të gjitha ato që i godisnin ishin paracaktuar prej Allahut të Lartësuar, prandaj as ata e as Musai ﷺ nuk kishin dorë në to, përveç lutjes që bëri Musai kundër tyre, por shumica e tyre nuk e dinin (se ato ishin prej Allahut), e kështu ia dedikonin ato dikujt tjetër.

(132) Pastaj, populli i Faraonit, me arrogancë ndaj së Vërtetës, iu drejtua Musait e i tha: “Çfarëdolloj mrekullie dhe argumenti të na e sjellësh, çfarëdolloj fakti bindës ta shpalosësh për të treguar pavlefshmërinë e asaj në të cilën ne vazhdojmë, në mënyrë që t'i besojmë asaj me të cilën ti ke ardhur, ne nuk kemi për të të besuar.”

(133) Kështu, Ne u dërguam vërshime si ndëshkim, për shkak të mohimit dhe kokëfortësisë së treguar, duke ua përmbytur të mbjellat dhe të korrat. U dërguam pastaj karkalecat, që hanin prodhimet e tyre. U dërguam pastaj parazitët, morrat, që prishnin bimët ose e shqetësonin njerëzit me kruarje koke. Pastaj u dërguam bretkosat, të cilat ua mbushnin enët e ujit, ua prishnin ushqimet dhe qetësinë kur shtriheshin. E pastaj u dërguam gjakun, duke ua shndërruar në gjak ujërat e burimeve dhe lumenjve. Të gjitha këto argumente i dërguam të qarta dhe të ndara, njëra pas tjetrës, e megjithatë, ata përsëri u treguan mendjemëdhenj e mospërfillës ndaj besimit në Allah dhe pranimit të mesazhit të Musait ﷺ. Në fakt, ata ishin popull që bënin gjynahe, që nuk shkuleshin prej të kotës e as nuk udhëzoheshin për tek e Vërteta.

(134) Pasi ata u përfshinë nga këto dënime, iu drejtuan Musait ﷺ duke i thënë: - “O Musa, lute për ne Zotin tënd, - për hir të profetësisë me të cilën Ai të ka veçuar dhe premtimit se Ai do ta largojë dënimin vetëm me pendim, - që ta largojë prej nesh këtë dënim që na ka rënë. Nëse Ai e largon këtë prej nesh, ne kemi për të të besuar ty e kemi për t'i liruar bijtë e Izraelit, duke i lënë të vijnë me ty!”

(135) Kur Ne ua larguam dënimin deri në afatin e njohur, para se të shkatërroheshin me përmbytje, ata hoqën dorë prej besës që patën dhënë, - pra, se do t'i besonin e do t'i lejonin bijtë e Izraelit të shkonin, - dhe vazhduan në mosbesimin e tyre e i penguan bijtë e Izraelit që të shkon me Musain ﷺ.

(136) Mirëpo kur erdhi çasti i përcaktuar për shkatërrimin e tyre, Ne zbritëm mbi ta zemërimin Tonë, duke i përmbytur në det, për shkak të mohimit që u bënë argumenteve të Allahut dhe mospërfilljes që i bënin mesazhit të së Vërtetës, në të cilën nuk kishte asgjë të dyshimtë.

(137) Bijve të Izraelit, të cilët Faraoni dhe populli i tij i shtypte, u mundësuam të trashëgonin tokat e lindjes dhe të perëndimit të Sirisë, toka të cilat Allahu i bëri të bereqetshme në dhënien e të korrave dhe të vjelave. Kështu u realizua thënia e mrekullueshme e Zotit tënd, o i Dërguar: “Ne duam që t'i begatojmë ata që shtypen në tokë, duke i bërë prijësa e trashëgimtarë në të.” (Kasas: 5) Allahu ua mundësoi atyre këtë gjë në tokë, për shkak të durimit që treguan ndaj mundimeve të Faraonit dhe popullit të tij dhe shkatërruam çdo gjë të mbjellë dhe të ndërtuar prej Faraonit, madje edhe keshtjellat e tij.

## Mësime nga ajetet:

- E mira dhe e keqja, virtytet dhe veset, të gjitha ekzistojnë sipas paracaktimit dhe diturisë së Allahut, e asgjë nuk del prej tyre.
- Qëndrimi i njerëzve në kohë të këqija dhe fatkeqësi duhet të jetë me kthimin tek Allahu dhe si motivim për besim, sipas natyrshmërisë së pastër njerëzore.
- Preferohet që besimtari të meditojë rreth argumenteve të Allahut dhe ligjit të Tij të përhershëm në univers dhe të thellohet rreth shkaqeve dhe pasojave të tyre.
- Zbehja e forcës së individëve dhe sundimit të tyre përpara fuqisë madhështore të Allahut dhe se besimi në Allahun është themeli i çdo force.
- Allahu i Lartësuar i përgëzon robërit e Vet besimtarë që tregohen të durueshëm, se do t'u japë autoritet atyre në tokë, pasi kanë qenë të shtypur.




وَجَٰوَزۡنَا بِبَنِيٓ إِسۡرَٰٓءِيلَ ٱلۡبَحۡرَ فَأَتَوۡاْ عَلَىٰ قَوۡمٖ يَعۡكُفُونَ
عَلَىٰٓ أَصۡنَامٖ لَّهُمۡۚ قَالُواْ يَٰمُوسَى ٱجۡعَل لَّنَآ إِلَٰهٗا كَمَا
لَهُمۡ ءَالِهَةٞۚ قَالَ إِنَّكُمۡ قَوۡمٞ تَجۡهَلُونَ ١٣٨ إِنَّ هَٰٓؤُلَآءِ مُتَبَّرٞ
مَّا هُمۡ فِيهِ وَبَٰطِلٞ مَّا كَانُواْ يَعۡمَلُونَ ١٣٩ قَالَ أَغَيۡرَ ٱللَّهِ
أَبۡغِيكُمۡ إِلَٰهٗا وَهُوَ فَضَّلَكُمۡ عَلَى ٱلۡعَٰلَمِينَ ١٤٠ وَإِذۡ أَنجَيۡنَٰكُم
مِّنۡ ءَالِ فِرۡعَوۡنَ يَسُومُونَكُمۡ سُوٓءَ ٱلۡعَذَابِ يُقَتِّلُونَ
أَبۡنَآءَكُمۡ وَيَسۡتَحۡيُونَ نِسَآءَكُمۡۚ وَفِي ذَٰلِكُم بَلَآءٞ
مِّن رَّبِّكُمۡ عَظِيمٞ ١٤١ ۞ وَوَٰعَدۡنَا مُوسَىٰ ثَلَٰثِينَ لَيۡلَةٗ الحزب ١٧
وَأَتۡمَمۡنَٰهَا بِعَشۡرٖ فَتَمَّ مِيقَٰتُ رَبِّهِۦٓ أَرۡبَعِينَ لَيۡلَةٗۚ وَقَالَ
مُوسَىٰ لِأَخِيهِ هَٰرُونَ ٱخۡلُفۡنِي فِي قَوۡمِي وَأَصۡلِحۡ وَلَا تَتَّبِعۡ
سَبِيلَ ٱلۡمُفۡسِدِينَ ١٤٢ وَلَمَّا جَآءَ مُوسَىٰ لِمِيقَٰتِنَا وَكَلَّمَهُۥ
رَبُّهُۥ قَالَ رَبِّ أَرِنِيٓ أَنظُرۡ إِلَيۡكَۚ قَالَ لَن تَرَىٰنِي وَلَٰكِنِ
ٱنظُرۡ إِلَى ٱلۡجَبَلِ فَإِنِ ٱسۡتَقَرَّ مَكَانَهُۥ فَسَوۡفَ تَرَىٰنِيۚ فَلَمَّا
تَجَلَّىٰ رَبُّهُۥ لِلۡجَبَلِ جَعَلَهُۥ دَكّٗا وَخَرَّ مُوسَىٰ صَعِقٗاۚ فَلَمَّآ
أَفَاقَ قَالَ سُبۡحَٰنَكَ تُبۡتُ إِلَيۡكَ وَأَنَا۠ أَوَّلُ ٱلۡمُؤۡمِنِينَ ١٤٣



138 Bijve të Izraelit u mundësuam që të kalojnë detin, pasi Musai e goditi atë me shkopin e vet, duke bërë që të hapej, derisa arritën tek një popull që adhuronin idhuj në vend të Allahut. Atëherë, edhe bijtë e Izraelit i thanë Musait ﷺ: “O Musa, na e bëj edhe neve një statujë, që ta adhurojmë, ashtu siç kanë ata statujat e tyre, që i adhurojnë në vend të Allahut!” Musai u tha: “O popull, ju qenkeni vërtet injorantë në lidhje me madhështinë e Allahut, njëshmërinë e Tij dhe faktin se askush tjetër përveç Tij nuk e meriton të barazohet e as të adhurohet me Të.

139 Ata që rrinë duke adhuruar statujat e tyre, ta dinë se adhurimi i tyre është i shkatërruar dhe se gjithçka që ata bëjnë duke treguar bindje ndaj idhujve të tyre është e kotë!”

140 Pastaj Musai i tha popullit të vet: “O popull, e si mund të kërkoj për ju një zot tjetër përveç Allahut, që ju ta adhuroni atë, ndërkohë që ju i keni parë e i keni dëshmuar argumentet e Tij madhështore. E patë këtë kur Ai ju zgjodhi mbi të gjithë njerëzit e tjerë të kohës suaj, duke ju begatuar me mirësinë e Vet, dhe kur shkatërroi armikun tuaj dhe ju bëri trashëgimtarë në tokë, duke ju dhënë pushtet?!”

141 Kujtojeni, o bijtë e Izraelit, kur Ne ju shpëtuam, duke ju çliruar prej shtypjes së Faraonit dhe popullit të tij. Ata bënë që të vuanit lloje të ndryshme poshtërimi, duke ju vrarë bijtë tuaj e duke jua lënë gratë tuaja të jetonin për të shërbyer! Çlirimi juaj prej Faraonit dhe popullit të tij ishte një sprovë e madhe prej Zotit tuaj, që meriton mirënjohje prej jush.

142 Kur Allahu i premtoi të dërguarit të Vet, Musait, bashkëbisedimin për tridhjetë net, të cilën Ai e plotësoi duke i bërë dyzet net, Musai ia la porosi vëllait të vet, Harunit, para se të nisej: “O Harun, bëhu ti zëvendësuesi im për të drejtuar popullin tim! Zgjidhi problematikat e tyre me mënyrën më të mirë e tregohu i dhembshur ndaj tyre! Mos ndiq rrugën e shkatërruesve, që kryejnë gjynahe dhe mos u bëj përkrahës i arrogantëve!”

143 Kur erdhi Musai për bashkëbisedimin me Zotin e vet, sipas kohës së përcaktuar për të, që ishte pas dyzet ditësh e pasi Allahu i komunikoi atë që deshi, si urdhëresat, ndalesat etj., Musait i lindi dëshira që të shikonte Zotin. Prandaj ia kërkoi Atij që t’ia mundësonte ta shihte, por Allahu iu përgjigj: “Ti nuk mund të më shikosh Mua në jetën e kësaj bote, për shkak se nuk mund ta përballosh diçka të tillë. Mirëpo shikoje malin, të cilit Unë do t’i shfaqem: nëse ai qëndron në vendin e vet, pa ndryshuar, atëherë do mund të më shohësh. Por nëse ai bëhet rrafsh me tokën, nuk do mund të më shohësh në këtë botë.” Kur Allahu iu shfaq malit, (drita e Tij) e bëri atë rrafsh me tokën. Musai ra pa ndjenja nga kjo. Pasi u përmend prej alivanosjes, ai tha: “Të qofsha falë, o Zot, i Pastër je Ti prej çdo gjëje që mund të të përshkruhet! Unë pendohem para Teje për atë që kërkova, - pra, që të të shihja në jetën e kësaj bote, - e unë jam i pari besimtar në popullin tim (lidhur me këtë).”

## Mësime nga ajetet:

- Ngjarjet vërtetojnë se bijtë e Izraelit kalonin nga një devijim në tjetrin, edhe pse në mesin e tyre ekzistonte profeti i Allahut, Musai - Paqja qoftë mbi të!
- Një prej treguesve të dekadencës së një shoqërie është që të zbukurohet e shëmtuara e të shëmtohet e mira, duke u mbështetur në subjektivizma dhe teka.
- Përmirësimi i umetit dhe mbyllja e dyerve të degjenerimit është qëllimi kryesor i profetëve dhe thirrësve.
- Allahu i Lartësuar e ka caktuar që askush prej krijesave të Veta të mos mundet ta shikojë dot në jetën e kësaj bote. Këtë nder, pra, shikimin e Tij, do t’ua japë vetëm robërve të Vet që Ai i do, në botën tjetër.



144 Atëherë, Allahu i thotë Musait: "O Musa, Unë të zgjodha ty dhe të ngrita mbi të gjithë njerëzit me Shpalljen Time, kur të dërgova në mesin e tyre. Të nderova kur të fola drejtpërdrejt e pa asnjë ndërmjetës, prandaj pranoje këtë nderim fisnik që të dhashë dhe tregohu mirënjohës ndaj Allahut për këtë dhunti madhështore!"

145 Pastaj i shkruam Musait në pllaka, druri ose guri, çdo gjë që u nevojitej bijve të Izraelit, lidhur me çështjet e fesë dhe jetës së tyre, si këshillë për atë që pranon dhe shpjegim i rregullave që kishin nevojë për shpjegim. Prandaj merre këtë Teurat, o Musa, me seriozitet dhe angazhim, e urdhëroje popullin tënd që të marrin më të mirën e tij, duke zgjedhur ato që kanë shpërblime më të mëdha apo duke kryer urdhrat në mënyrën më të mirë, siç është durimi dhe falja. E sa i përket atij që e kundërshton urdhrin Tim dhe nuk bindet ndaj Meje, do t'ua tregoj se si do jetë përfundimi i tij dhe çfarë shkatërrimi dhe ndëshkimi do të ketë.

146 Do t'i pengoj që të nxjerrin mësime prej argumenteve të Mia në natyrë dhe që të kuptojnë argumentet e Librit Tim të gjithë ata që u madhështohen padrejtësisht robërve të Mi dhe së vërtetës. Ata edhe nëse do t'i shikonin të gjitha argumentet, përsëri nuk do t'u besonin atyre, për shkak të refuzimit ndaj tyre dhe për shkak të kundërshtimit që ata i bëjnë Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Njerëz të tillë, nëse e shohin Rrugën e Vërtetë që të çon tek kënaqësia e Allahut, nuk e ndjekin atë e as nuk janë të interesuar për të. Por nëse shohin rrugën e së kotës dhe të humbjes, e cila të çon për tek zemërimi i Allahut, ata e ndjekin. Kjo shmangie prej së Vërtetës është për shkak të mohimit që ua bënë fakteve madhështore të Allahut, treguese të Vërtetësisë së shpalljeve që sollën të dërguarit, si dhe për shkak të mosvëmendjes së tyre në vështrimin e fakteve.

147 Sa për ata të cilët i mohuan argumentet Tona, dëshmuese të Vërtetësisë së të dërguarve Tanë dhe që e mohojnë takimin me Allahun në Ditën e Gjykimit, veprat e mira që kanë bërë. Nuk do shpërblehen për to, sepse u mungon kushti, besimi në Allahun. Kështu që ata në Ditën e Gjykimit nuk do të meritojnë tjetër përveç përjetësisë në Zjarr, si shpërblim për mohimin e Allahut dhe idhujtarinë e tyre.

148 Pasi Musai u largua për tek vendi i bashkëbisedimit me Zotin e tij, populli i tij mblodhi stolitë e arit që kishin, duke ndërtuar një viç, që nuk kishte shpirt, por nxirrte zë. A nuk e kuptonin ata se ky viç as nuk mund t'u fliste atyre e as nuk mund t'i udhëzonte për në rrugën e mirësisë, qoftë ajo rrugë konkrete apo abstrakte, si dhe as nuk mund t'u sillte ndonjë të mirë apo t'ua largonte ndonjë të keqe?! Kështu ata e morën atë për zot, duke e adhuruar, gjë me të cilën ata u bënë keqbërës ndaj vete së tyre.

149 Pasi ata i vrau ndërgjegjja, u çoroditën dhe e kuptuan se kishin humbur rrugën e drejtë, duke e konsideruar viçin zot që e meriton adhurimin në vend të Allahut. Atëherë, iu kthyen Allahut me përulje e thanë: "Nëse ne nuk na mëshiron Zoti ynë, duke na mundësuar që të vazhdojmë me bindje ndaj Tij, e nëse nuk ka fal neve për atë që bëmë ndaj Tij me adhurimin e viçit, atëherë kemi shkatërruar jetën tonë në këtë botë dhe në botën tjetër."

### Mësime nga ajetet:

- Besimtari duhet që t'i shfaqë mirësitë dhe begatitë që Allahu ia ka dhuruar, pasi mirënjohja shkon bashkë me begatinë.
- Besimtari duhet që bëjë atë që është më e mira, qoftë në fjalë apo në vepra.
- Kërkohet që feja të merret me seriozitet, vendosmëri dhe këmbëngulje gjatë bindjes dhe realizimit të porosive, në lidhje me dobinë dhe përmirësimin dhe pengimin e të keqes dhe të shkatërrimit.
- Besimtari, në rast se gabon apo ka mangësi ndaj detyrimeve që ka kundrejt Zotit të vet, duhet që të vetëdijësohet për gjynahin e madh që ka bërë ndaj Tij, duke e kuptuar se nuk do të ketë shpëtim për të, lidhur me lehtësimin e barrës së gjynaheve, përveçse nga vetë Allahu.




150 Kur Musai u kthye prej bashkëbisedimit me Zotin tek populli i vet, i mbushur me zemërim dhe mërzi për shkak të gjendjes në të cilën i gjeti, domethënë si adhurues të viçit, tha: “Sa e keqe është kjo me të cilën më paskeni zëvendësuar - o popull - pas largimit tim prej jush, për shkak të shkatërrimit dhe mjerimit që ajo sjell! Vallë, u mërzitët duke më pritur e shkuat e adhuruat viçin?!” Prej zemërimit dhe mërzisë së madhe që e pushtoi, ai i hodhi pllakat dhe e kapi të vëllanë, Harunin, nga koka dhe mjekra e tij, duke e tërhequr nga vetja, për shkak të qëndrimit të tij me ta dhe mosndryshimin nga ana e tij të asaj që ai pa të ndodhte, pra, adhurimin e viçit. Atëherë Haruni, me keqardhje dhe dhembshuri ndaj Musait, i tha: “O biri i nënës time, në të vërtetë, populli më konsideroi të dobët dhe më përçmoi, madje qenë gati duke më vrarë, prandaj mos më ndëshko mua që të kënaqen armiqtë e mi dhe, për shkak të zemërimit tënd, mos më konsidero mua njëlloj me popullin keqbërës, që adhuruan diçka tjetër në vend të Allahut!’

151 Aty, Musai e luti Zotin e vet: “O Zot, më fal mua dhe vëllain tim Harunin, na fut ne në mëshirën Tënde dhe na përfshi nga çdo anë me mëshirën Tënde, pasi Ti, o Zoti ynë, je më i Mëshirshmi i mëshiruesve!”

152 Ata që e bënë viçin zot të adhuruar, ka për t’i përfshirë zemërimi i ashpër i Zotit të tyre dhe poshtërim në këtë jetë, për shkak të zemërimit të Zotit ndaj tyre dhe poshtërimit të tyre prej Tij. Kështu kemi për t’i ndëshkuar të gjithë ata që trillojnë gënjeshtra për Allahun.

153 Ndërsa ata që kanë bërë vepra të këqija, si shirku ndaj Allahut dhe kanë kryer gjynahe të tjera, por pastaj pendohen tek Allahu, duke i besuar Atij dhe duke u dhënë fund atyre gjynaheve, Zoti yt, o i Dërguar, pas këtij pendimi dhe kthimi prej idhujtarisë në besim, si dhe pas gjynaheve në devotshmëri, do të jetë për ta Gjynahfalës, duke ua mbuluar gjynahet dhe i Mëshirshëm me ta.

154 Kur Musait ﷺ i kaloi zemërimi dhe u qetësua, i mori pllakat, të cilat i kishte hedhur për shkak të zemërimit, - pllakat që përmbanin udhëzimet në rast devijimi, sqarimin e së Vërtetës, si dhe mëshirën për ata që kishin respekt ndaj Zotit të tyre e i frikësoheshin dënimit të Tij.

155 Pastaj Musai zgjodhi shtatëdhjetë burra prej më të mirëve nga populli i vet, në mënyrë që t’i kërkonin ndjesë Zotit të tyre, për atë që kishin bërë injorantët e tyre me adhurimin e viçit. Allahu u caktoi atyre kohën dhe vendtakimin ku do të paraqiteshin. Kur u paraqitën, morën guximin ndaj Allahut dhe i kërkuan Musait që t’ua tregonte Allahun haptazi. Kështu ata i përfshiu një tërmet dhe ranë pa ndjenja prej fuqisë së Tij e u shkatërruan. Pastaj, Musai iu përgjërua Zotit të vet, duke i thënë: “O Zot, po të kishe dashur që t’i shkatërroje ata dhe mua bashkë me ta, para se t’u vija atyre, do t’i kishe shkatërruar! A po na shkatërron për shkak të asaj që bënë mendjelehtët nga mesi ynë?! Ajo që bëri populli im, duke adhuruar viçin, ishte një sprovë, me të cilën Ti devijon kë të duash dhe udhëzon kë të duash. Ti je Kujdestari i çështjeve tona, prandaj na i fal gjynahet tona e na përfshi në mëshirën Tënde të gjerë, pasi Ti je më i miri Gjynahfalës dhe Falës i gjynahut!”

## Mësime nga ajetet:

- Në ajete tregohet se gabimi i bazuar në *ixhtihad* (përpjekjen në marrjen e vendimeve në mungesë të argumentit) kur argumentet janë të qarta, nuk justifikohet, sidomos kur jepen vendimet e tyre, pasi ky veprim për fukahatë (juristët islamë) njihet si interpretim i paarsyetuar.
- Normë e edukatës së bërjes së lutjes është që të fillohet nga vetja, siç filloi edhe Musai ﷺ lutjen e tij duke kërkuar falje për veten e vet, për shkak të zemërimit të treguar nga ana e tij. Pastaj Musai vazhdoi duke kërkuar falje për vëllain e vet, me mendimin se ndoshta prej tij kishte patur neglizhim apo mosangazhim në kundërshtimin e adhuruesve të viçit.
- Tërheqja e vërejtjes për të mos rënë pre e zemërimit, sidomos kur ai pushton mendjen e njeriut. Prandaj Allahu aktin e qetësimit ia atribuoi zemërimit, si të kishte qenë zemërimi ai që urdhëronte dhe e ndalonte Musain.
- Domosdoshmëria e parandalimit të vetes prej përfshirjes nga zemërimi i Allahut dhe frika prej goditjes së Tij. Shiko shembullin e qëndrimit të Musait ﷺ para Zotit të tij dhe shiko frikërespektin e tij përpara zemërimit të Zotit.

ثلاثة أرباع الحزب ١٧

۞ وَٱكۡتُبۡ لَنَا فِي هَٰذِهِ ٱلدُّنۡيَا حَسَنَةٗ وَفِي ٱلۡأٓخِرَةِ
إِنَّا هُدۡنَآ إِلَيۡكَۚ قَالَ عَذَابِيٓ أُصِيبُ بِهِۦ مَنۡ أَشَآءُۖ وَرَحۡمَتِي
وَسِعَتۡ كُلَّ شَيۡءٖۚ فَسَأَكۡتُبُهَا لِلَّذِينَ يَتَّقُونَ وَيُؤۡتُونَ
ٱلزَّكَوٰةَ وَٱلَّذِينَ هُم بِـَٔايَٰتِنَا يُؤۡمِنُونَ ١٥٦ ٱلَّذِينَ يَتَّبِعُونَ
ٱلرَّسُولَ ٱلنَّبِيَّ ٱلۡأُمِّيَّ ٱلَّذِي يَجِدُونَهُۥ مَكۡتُوبًا عِندَهُمۡ
فِي ٱلتَّوۡرَىٰةِ وَٱلۡإِنجِيلِ يَأۡمُرُهُم بِٱلۡمَعۡرُوفِ وَيَنۡهَىٰهُمۡ
عَنِ ٱلۡمُنكَرِ وَيُحِلُّ لَهُمُ ٱلطَّيِّبَٰتِ وَيُحَرِّمُ عَلَيۡهِمُ
ٱلۡخَبَٰٓئِثَ وَيَضَعُ عَنۡهُمۡ إِصۡرَهُمۡ وَٱلۡأَغۡلَٰلَ ٱلَّتِي كَانَتۡ
عَلَيۡهِمۡۚ فَٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ بِهِۦ وَعَزَّرُوهُ وَنَصَرُوهُ وَٱتَّبَعُواْ
ٱلنُّورَ ٱلَّذِيٓ أُنزِلَ مَعَهُۥٓ أُوْلَٰٓئِكَ هُمُ ٱلۡمُفۡلِحُونَ ١٥٧
قُلۡ يَٰٓأَيُّهَا ٱلنَّاسُ إِنِّي رَسُولُ ٱللَّهِ إِلَيۡكُمۡ جَمِيعًا ٱلَّذِي
لَهُۥ مُلۡكُ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِۖ لَآ إِلَٰهَ إِلَّا هُوَ يُحۡيِۦ وَيُمِيتُۖ
فَـَٔامِنُواْ بِٱللَّهِ وَرَسُولِهِ ٱلنَّبِيِّ ٱلۡأُمِّيِّ ٱلَّذِي يُؤۡمِنُ بِٱللَّهِ
وَكَلِمَٰتِهِۦ وَٱتَّبِعُوهُ لَعَلَّكُمۡ تَهۡتَدُونَ ١٥٨ وَمِن
قَوۡمِ مُوسَىٰٓ أُمَّةٞ يَهۡدُونَ بِٱلۡحَقِّ وَبِهِۦ يَعۡدِلُونَ ١٥٩



156 Na bëj, o Zoti ynë, prej atyre që Ti i ke nderuar në këtë jetë, me mirësi dhe shëndet, - duke na mundësuar të bëjmë vepra të mira! - Na bëj prej atyre që ua ke përgatitur Xhenetin në botën tjetër, prej robërve të Tu vepërmirë, pasi ne pendohemi tek Ti dhe jemi kthyer nga Ti duke i pranuar mangësitë që kemi!" Atëherë Allahu i Lartësuar i tha: "Dënimin Tim e kam për të ndëshkuar kë të dua prej atyre që bëjnë shkaqet e mjerimit, kurse mëshira Ime në jetën e kësaj bote ka përfshirë gjithçka. Nuk ekziston asnjë krijesë që të mos e mbulojë mëshira dhe bamirësia e Allahut. Ndërsa mëshirën Time në Botën Tjetër e kam vetëm për ata që i frikësohen Allahut duke i vënë në praktikë urdhrat e Tij e duke u larguar prej ndalimeve të Tij; për ata që ua japin zekatin e pasurisë së tyre (lëmoshën e detyruar) atyre që e meritojnë atë dhe për ata që i besojnë argumentet Tona.

157 Si edhe për ata që e ndjekin Muhamedin ﷺ, Profetin që nuk shkruan e nuk lexon, por që flet vetëm atë që i shpall Zoti i tij. Ata i gjejnë emrin, cilësitë dhe profetësinë tij të shkruara në Teuratin, që iu zbrit Musait ﷺ dhe Ungjillin, që iu zbrit Isait ﷺ. Ai (Muhamedi) i urdhëron ata që të kryejnë vepra, të cilat mendja e shëndoshë dhe natyra e pastër njerëzore i njeh për të mira e të dobishme; sikundër i ndalon ata që të bëjnë gjëra që njihen për të shëmtuara e të dëmshme. E po ashtu, ai u lejon gjërat e kënaqshme e të padëmshme prej ushqimeve, pijeve dhe martesës dhe ndalon vetëm çfarë është e ndyrë prej tyre. Nga ana tjetër, ai heq prej tyre barrën e disa dispozitave të rënda, me të cilën qenë ngarkuar më parë, si: detyrimi i ekzekutimit të vrasësit edhe sikur vrasja të ishte gabimisht. Prandaj ata që do t'i besojnë atij, qoftë nga bijtë e Izraelit dhe kushdo tjetër përveç tyre, që e madhërojnë me nderime dhe e mbështesin me vlerësime, që e ndihmojnë atë kundër jobesimtarëve që i shpallin armiqësi, si dhe ndjekin Kuranin, i cili iu zbrit atij si një dritë udhëzuese, pra, të tillë njerëz janë të shpëtuarit, të cilët do ta arrijnë atë që synojnë dhe do të shpëtojnë prej asaj që frikësohen."

158 Thuaj, o i Dërguar: "O ju njerëz, unë jam i Dërguari i Allahut për të gjithë ju, qofshi arabë apo jo arabë. Ai është i Vetmi dhe Atij i përkasin sundimi i qiejve dhe i Tokës. Nuk ka zot tjetër që e meriton adhurimin përveç Tij – qoftë i lartësuar! Ai që u jep jetë të vdekurve dhe i bën të vdesin të gjallët! Prandaj besojini Allahut dhe besojini të Dërguarit të Tij, Muhamedit ﷺ, Profetit që nuk lexon e as nuk shkruan, por që ka ardhur me Shpalljen e Zotit të vet, ai i cili i beson Allahut, i beson asaj që i është shpallur atij dhe asaj që i është shpallur profetëve para tij pa përjashtuar asnjë! Ndiqeni atë në gjithçka që ka sjellë prej Zotit të tij, me shpresën se do të udhëzoheni për tek ajo që është në dobinë tuaj si në këtë botë, edhe në botën tjetër.

Pasi Allahu përmendi këto fakte rreth bijve të Izraelit, në lidhje me adhurimin që ata i bënë viçit, Ai përmendi gjithashtu se prej tyre kishte edhe nga ata që e kishin kundërshtuar veprimin e adhuruesve të viçit dhe tha:

159 Por Megjithatë, prej popullit të Musait - nga bijtë e Izraelit - kishte një grup të udhëzuar në fenë e saktë, që i thërrisnin njerëzit në të, që gjykonin me drejtësi dhe nuk kundërshtonin.

## Mësime nga ajetet:

- Teurati dhe Ungjilli përmbajnë argumente bindëse në lidhje me dërgimin e profetit Muhamed ﷺ dhe Vërtetësinë e tij.
- Mëshira e Allahut e ka përfshirë çdo gjë, por mëshira e Allahut ndaj robërve të Tij është në nivele të ndryshme, të cilat ngrihen sipas imamit dhe veprave të mira.
- Duaja mund të jetë gjithëpërfshirëse ose specifike, sipas situatës. Musai në këtë rast u tregua gjithëpërfshirës në lutjen e tij.
- Prej formave të drejtësisë së Allahut të Lartmadhërishëm është edhe trajtimi i drejtë i pakicës besimtare në mesin e judenjve. Kështu, kur Ai përmend ato cilësi të bijve të Izraelit, që bien ndesh me fetarinë e përkryer dhe rrugën e drejtë, ndoshta dikush mund të mendojë se kjo i përfshinte të izraelitët. Por Allahu i Lartësuar theksoi se prej tyre kishte edhe fetarë të qëndrueshëm e të udhëzuar drejt, që i ftonin edhe të tjerët në këtë rrugë.




وَقَطَّعۡنَٰهُمُ ٱثۡنَتَيۡ عَشۡرَةَ أَسۡبَاطًا أُمَمٗاۚ وَأَوۡحَيۡنَآ إِلَىٰ
مُوسَىٰٓ إِذِ ٱسۡتَسۡقَىٰهُ قَوۡمُهُۥٓ أَنِ ٱضۡرِب بِّعَصَاكَ ٱلۡحَجَرَۖ
فَٱنۢبَجَسَتۡ مِنۡهُ ٱثۡنَتَا عَشۡرَةَ عَيۡنٗاۖ قَدۡ عَلِمَ كُلُّ أُنَاسٖ
مَّشۡرَبَهُمۡۚ وَظَلَّلۡنَا عَلَيۡهِمُ ٱلۡغَمَٰمَ وَأَنزَلۡنَا عَلَيۡهِمُ
ٱلۡمَنَّ وَٱلسَّلۡوَىٰۖ كُلُواْ مِن طَيِّبَٰتِ مَا رَزَقۡنَٰكُمۡۚ وَمَا
ظَلَمُونَا وَلَٰكِن كَانُوٓاْ أَنفُسَهُمۡ يَظۡلِمُونَ ١٦٠
وَإِذۡ قِيلَ لَهُمُ ٱسۡكُنُواْ هَٰذِهِ ٱلۡقَرۡيَةَ وَكُلُواْ مِنۡهَا
حَيۡثُ شِئۡتُمۡ وَقُولُواْ حِطَّةٞ وَٱدۡخُلُواْ ٱلۡبَابَ سُجَّدٗا
نَّغۡفِرۡ لَكُمۡ خَطِيٓـَٰٔتِكُمۡۚ سَنَزِيدُ ٱلۡمُحۡسِنِينَ
١٦١ فَبَدَّلَ ٱلَّذِينَ ظَلَمُواْ مِنۡهُمۡ قَوۡلًا غَيۡرَ ٱلَّذِي قِيلَ
لَهُمۡ فَأَرۡسَلۡنَا عَلَيۡهِمۡ رِجۡزٗا مِّنَ ٱلسَّمَآءِ بِمَا كَانُواْ
يَظۡلِمُونَ ١٦٢ وَسۡـَٔلۡهُمۡ عَنِ ٱلۡقَرۡيَةِ ٱلَّتِي كَانَتۡ
حَاضِرَةَ ٱلۡبَحۡرِ إِذۡ يَعۡدُونَ فِي ٱلسَّبۡتِ إِذۡ تَأۡتِيهِمۡ
حِيتَانُهُمۡ يَوۡمَ سَبۡتِهِمۡ شُرَّعٗا وَيَوۡمَ لَا يَسۡبِتُونَ لَا تَأۡتِيهِمۡۚ
كَذَٰلِكَ نَبۡلُوهُم بِمَا كَانُواْ يَفۡسُقُونَ ١٦٣



(160) Pastaj Ne i ndamë bijtë e Izraelit në dymbëdhjetë fise dhe, kur populli i tij i kërkoi që ta luste Allahun që t'u lëshonte shi, i shpallëm Musait: "Godite shkëmbin, o Musa, me shkopin tënd. Kur Musai e goditi, prej tij shpërthyen dymbëdhjetë burime, sa ç'ishte edhe numri i fiseve të tyre, ku secili fis e dinte se ku e kishte vendin e përcaktuar për ta, duke mos u përzier me fiset e tjera. Gjithashtu, iu mundësuam për hije disa re të lehta, që i shoqëronin gjatë udhëtimit të tyre (në shkretëtirë) dhe që ndalonin kur ata ndaleshin. Ne u zbritëm prej mirësisë Tonë lëng të pijshëm të ëmbël si mjalti, si dhe zogj të vegjël me mish të mirë, që përngjanin me shkurtëzën (apo thëllëzën), duke u thënë: "Hajini këto mirësi me të cilat ju furnizuam Ne." Ata nuk na pakësuan asgjë me ato gjëra që vepronin, duke u treguar keqbërës, mosmirënjohës, si dhe mosvlerësues të mirësive, ashtu siç ato e meritonin të vlerësoheshin, por ata u bënë keq vetes me privimin prej mirësive, kur shfaqën ato vepra shkatërrimtare, të cilat i bënin duke kundërshtuar urdhrat e Allahut dhe duke i shpërfillur mirësitë e Tij.

(161) Përkujto, o i Dërguar, kur Allahu u tha bijve të Izraelit: "Hyni në Xhaminë e Kudsit dhe ushqehuni me prodhimet e fshatit përreth, ku dhe kur të dëshironi, si dhe thoni: O Zoti ynë, na i fshij gjynahet tona!" Dhe hyni nga porta e saj (Kudsit) duke qenë të përkulur dhe të përulur ndaj Zotit tuaj, pasi nëse i bëni këto, kemi për t'ua anashkaluar gjynahet tuaja, ndërsa atyre që tregohen vepërmirë do t'u shtojmë edhe më shumë mirësitë në këtë botë dhe në botën tjetër.

(162) Mirëpo keqbërësit e ndryshuan shprehjen për të cilën qenë urdhëruar të thoshin dhe thanë: "Farë në kalli", ndryshe nga ajo që u kishim urdhëruar, pra, që të kërkonin falje për gabimet. Ata ndryshuan edhe veprimin për të cilin qenë urdhëruar dhe hynë (në Kuds) me të prapmet e tyre, duke i zvarritur ato, në vend që të hynin të përgjëruar ndaj Allahut dhe me koka të përulura, prandaj Ne u dërguam dënim prej qiellit, për shkak të zullumit të tyre.

(163) Pyeti hebrenjtë, o i Dërguar, që t'ua kujtosh se si i ndëshkoi Allahu të parët e tyre, pra, pyeti për fshatin i cili ishte buzë detit. Banorët e tij shkelën kufijtë e Allahut me peshkimin në ditën e shtunë, pasi u qe bërë haram kjo gjë. Ndërkohë, Allahu i vuri në sprovë duke bërë që t'u vinin peshqit dukshëm mbi sipërfaqen e detit, vetëm në ditën e shtunë, ndërsa në ditët e tjera të mos u vinin. Allahu i sprovoi në këtë mënyrë për shkak të mosbindjes ndaj Allahut dhe bërjes së gjynaheve. Kështu, ata bënë hile me peshkimin e asaj dite, duke i hedhur rrjetat dhe hapur gropa më përpara (një ditë para), që peshqit të binin në to ditën e shtunë. Kur vinte dita e diel, ata i merrnin dhe i konsumonin.

### Mësime nga ajetet:

- Të kundërshtuarit dhe mosmirënjohja janë shkaqe të largimit të mirësive.
- Një prej shkaqeve që e bëjnë të meritueshëm ndëshkimin është edhe bërja hile në çështjet e fesë, pasi kjo konsiderohet padrejtësi dhe tejkalim kufijve të Allahut.
- Allahu lëshoi mbi bijtë e Izraelit poshtërimin dhe varfërinë shpirtërore (pangopësinë), ndëshkim ky që ndjek ata që devijojnë e bëjnë padrejtësi.

وَإِذۡ قَالَتۡ أُمَّةٞ مِّنۡهُمۡ لِمَ تَعِظُونَ قَوۡمًا ٱللَّهُ مُهۡلِكُهُمۡ أَوۡ مُعَذِّبُهُمۡ
عَذَابٗا شَدِيدٗاۖ قَالُواْ مَعۡذِرَةً إِلَىٰ رَبِّكُمۡ وَلَعَلَّهُمۡ يَتَّقُونَ ١٦٤
فَلَمَّا نَسُواْ مَا ذُكِّرُواْ بِهِۦٓ أَنجَيۡنَا ٱلَّذِينَ يَنۡهَوۡنَ عَنِ ٱلسُّوٓءِ
وَأَخَذۡنَا ٱلَّذِينَ ظَلَمُواْ بِعَذَابِۭ بَـِٔيسِۭ بِمَا كَانُواْ يَفۡسُقُونَ ١٦٥
فَلَمَّا عَتَوۡاْ عَن مَّا نُهُواْ عَنۡهُ قُلۡنَا لَهُمۡ كُونُواْ قِرَدَةً خَٰسِـِٔينَ ١٦٦
وَإِذۡ تَأَذَّنَ رَبُّكَ لَيَبۡعَثَنَّ عَلَيۡهِمۡ إِلَىٰ يَوۡمِ ٱلۡقِيَٰمَةِ مَن يَسُومُهُمۡ
سُوٓءَ ٱلۡعَذَابِۗ إِنَّ رَبَّكَ لَسَرِيعُ ٱلۡعِقَابِ وَإِنَّهُۥ لَغَفُورٞ رَّحِيمٞ
١٦٧ وَقَطَّعۡنَٰهُمۡ فِي ٱلۡأَرۡضِ أُمَمٗاۖ مِّنۡهُمُ ٱلصَّٰلِحُونَ وَمِنۡهُمۡ
دُونَ ذَٰلِكَۖ وَبَلَوۡنَٰهُم بِٱلۡحَسَنَٰتِ وَٱلسَّيِّـَٔاتِ لَعَلَّهُمۡ
يَرۡجِعُونَ ١٦٨ فَخَلَفَ مِنۢ بَعۡدِهِمۡ خَلۡفٞ وَرِثُواْ ٱلۡكِتَٰبَ
يَأۡخُذُونَ عَرَضَ هَٰذَا ٱلۡأَدۡنَىٰ وَيَقُولُونَ سَيُغۡفَرُ لَنَا وَإِن
يَأۡتِهِمۡ عَرَضٞ مِّثۡلُهُۥ يَأۡخُذُوهُۚ أَلَمۡ يُؤۡخَذۡ عَلَيۡهِم مِّيثَٰقُ ٱلۡكِتَٰبِ
أَن لَّا يَقُولُواْ عَلَى ٱللَّهِ إِلَّا ٱلۡحَقَّ وَدَرَسُواْ مَا فِيهِۗ وَٱلدَّارُ ٱلۡأٓخِرَةُ
خَيۡرٞ لِّلَّذِينَ يَتَّقُونَۚ أَفَلَا تَعۡقِلُونَ ١٦٩ وَٱلَّذِينَ يُمَسِّكُونَ
بِٱلۡكِتَٰبِ وَأَقَامُواْ ٱلصَّلَوٰةَ إِنَّا لَا نُضِيعُ أَجۡرَ ٱلۡمُصۡلِحِينَ ١٧٠



164 Përkujto, o i Dërguar, kur një grup nga mesi i tyre i pengonte ata prej kryerjes së kësaj vepre të urryer, duke u treguar rrezikun që vinte prej saj. Ndërsa një grup tjetër (indiferent) prej tyre u thoshte: "Përse mundoheni të këshilloni atë grup, të cilët Allahu mbase dëshiron që t'i shkatërrojë në jetën e kësaj bote për gjynahet që kanë bërë ose i ndëshkon Ditën e Gjykimit me një dënim të ashpër?!" Këshilluesit iu përgjigjën: "Këshilla jonë për ta është arsyetim përpara Allahut se ne e kemi kryer atë për të cilën jemi urdhëruar, - pra, që të urdhërojmë për të mirë dhe të ndalojmë nga e keqja, - në mënyrë që të mos na ndëshkojë për moskryerjen e kësaj detyre, si dhe me shpresën se mbase ata përfitojnë nga këshilla dhe heqin dorë prej gjynahut që bëjnë.

165 Pasi gjynaharët ua kthyen shpinën këshillave që u dhanë këshilluesit dhe nuk i ndalën të këqijat, Ne i shpëtuam prej dënimit ata të cilët ndalonin nga e keqja. Por dënimi përfshiu keqbërësit që e shkelën sabatin duke peshkuar të ditën e shtunë, për shkak të prej mosbindjes ndaj Allahut dhe këmbënguljes në gjynah.

166 Pasi e tejkaluan kufirin me kundërshtimin e Allahut, me mendjemadhësi dhe arrogancë, duke mos i pranuar këshillat, Ne u thamë: "Shndërrohuni, o ju gjynaharë, në majmunë të përçmuar!" Dhe ata u shndërruan ashtu siç Ne deshëm, pasi urdhri Ynë, kur ne e dëshirojmë diçka, është: "Bëhu!" dhe ajo bëhet.

167 Përkujto, o i Dërguar, kur Allahu ju shpalli një dekret të drejtpërdrejtë që s'pranonte interpretim, se ka për t'i vënë keqbërësit në mesin e tyre nën pushtetin e atyre që do t'i poshtërojnë deri në Ditën e Gjykimit. Vërtetë që Zoti yt, o i Dërguar, është i Shpejtë në ndëshkim ndaj atij që e kundërshton Atë, aq sa Ai ia përshpejton atij ndëshkimi që në jetën e kësaj bote, por Ai është edhe Falës i gjynaheve të robërve që pendohet dhe i Mëshirshëm me ta.

168 Pastaj i përçamë në grupacione dhe të shpërndarë, pasi kishin qenë të bashkuar. Disa prej tyre janë vepërmirë e të devotshëm, që i plotësojnë të drejtat e Allahut dhe të drejtat e njerëzve. Disa janë të rezervuar (mesatarë) dhe disa e kanë tepruar kundër vetes së tyre me gjynahe. Gjithashtu, Ne i vumë ata në provë me të mira dhe të këqija, me shpresën se ata do të kthenin rrugë.

169 Pas tyre erdhën trashëgimtarë të këqij që, pasi e morën Teuratin prej të parëve të tyre, e lexonin dhe nuk punonin sipas porosive të tij. Ata merrnin përfitime të pavlera të kësaj bote dhe ryshfete, me qëllim që të ndryshonin Librin e Allahut dhe të gjykonin jo sipas asaj që ishte zbritur në të, duke i siguruar vetet e tyre se Allahu do t'ua falte të gjitha gjynahet, kështu që, nëse kishin ndonjë përfitim të pavlerë të kësaj bote, ata e merrnin. A nuk kishte marrë Allahu prej tyre besën se nuk do të thoshin në emër të Allahut tjetër përveçse të Vërtetën, pa e ndryshuar e pa e mohuar atë?! Megjithatë, ata nuk e lanë punën sipas Librit për shkak të injorancës, përkundrazi, ata kishin dijeni (të plotë për këtë që po bënin), pasi ata e kishin lexuar atë që ishte në të dhe e kishin mësuar atë, kështu që gjynahi i tyre ishte akoma më i madh. Mirëpo jeta tjetër dhe mirësitë e saj të përjetshme, janë më të mira se përfitimet kalimtare, për ata që ia kanë frikën Allahut, duke zbatuar urdhërimet dhe ndalimet e Tij. Pra, a nuk po e mendojnë këtë ata të cilët e marrin këtë përfitim të pavlerë, se ajo që u ka premtuar Allahu besimtarëve të ruajtur për në Botën Tjetër është më e mirë dhe e përjetshme?!

170 Ndërsa ata që i përmbahen Librit dhe punojnë sipas asaj që porositet në të, ata që e falin namazin duke i ruajtur oraret e faljes së tij, kushtet e tij, obligimet dhe të preferuarat e tij, Allahu ka për t'i shpërblyer për çdo vepër të tyre, pasi Allahu nuk ua humb shpërblimin atij vepra e të cilit është e mirë (përmirësuese).

## Mësime nga ajetet:

- Nëse ndëshkimi i Allahut zbret tek ndonjë popull për shkak të gjynaheve të tyre, ka për të shpëtuar prej tij vetëm ata të cilët kanë urdhëruar për të mirë dhe kanë ndaluar nga e keqja.
- Duhet pasur kujdes prej dënimit të Allahut, pasi ai mund të jetë i tmerrshëm në këtë botë, ashtu siç bëri i Lartësuari me grupin keqbërës të bijve të Izraelit kur i shndërroi në majmunë, për shkak të kundërshtimit të tyre.
- Allahu e ka shkruar që mbi Bijtë e Izraelit të bjerë përçmimi dhe varfëria (shpirtëtrore). Ai ka paralajmëruar se do t'u dërgojë atyre kohë pas kohe dikë që t'i bëjë ata të shijojnë ndëshkimin, për shkak të padrejtësisë dhe devijimit të tyre.
- Mirësitë e kësaj bote, sado të mëdha që të duken, ato janë gati asgjë krahasuar me mirësitë e përjetshme të Botës Tjetër.



الحزب ١٨

وإذ نتقنا الجبل فوقهم كأنه ظلة وظنوا أنه واقع بهم خذوا ما آتيناكم بقوة واذكروا ما فيه لعلكم تتقون ١٧١
وإذ أخذ ربك من بني آدم من ظهورهم ذريتهم وأشهدهم على أنفسهم ألست بربكم قالوا بلى شهدنا أن تقولوا يوم القيامة إنا كنا عن هذا غافلين ١٧٢
أو تقولوا إنما أشرك آباؤنا من قبل وكنا ذرية من بعدهم أفتهلكنا بما فعل المبطلون ١٧٣
وكذلك نفصل الآيات ولعلهم يرجعون ١٧٤
واتل عليهم نبأ الذي آتيناه آياتنا فانسلخ منها فأتبعه الشيطان فكان من الغاوين ١٧٥
ولو شئنا لرفعناه بها ولكنه أخلد إلى الأرض واتبع هواه فمثله كمثل الكلب إن تحمل عليه يلهث أو تتركه يلهث ذلك مثل القوم الذين كذبوا بآياتنا فاقصص القصص لعلهم يتفكرون ١٧٦
ساء مثلا القوم الذين كذبوا بآياتنا وأنفسهم كانوا يظلمون ١٧٧
من يهد الله فهو المهتدي ومن يضلل فأولئك هم الخاسرون ١٧٨



(171) Përkujto, o i Dërguar, kur Ne e shkulëm malin dhe e ngritëm mbi kokat e bijve të Izraelit, pasi ata hoqën dorë nga pranimi i asaj që ishte në Teurat dhe mali qëndroi mbi ta si një re që u bënte hije kokave të tyre, aq sa ata u bindën se do të binte mbi ta. Pastaj iu tha: "Merreni atë që ju kemi dhënë, me seriozitet, angazhim dhe vendosmëri, si dhe kujtojini vazhdimisht gjykimet që janë në të, të cilat Allahu i ka bërë dispozita për ju dhe mos i harroni, me shpresë se do t'i frikësoheni Allahut nëse e kryeni këtë!"

(172) Kujto, o Muhamed, kur Zoti yt nxori nga kërbishtet e bijve të Ademit pasardhësit e tyre dhe u mundësoi që ta pohonin qenien e Tij si Zoti Krijues. Këtë pohim Ai e vendosi në natyrën e tyre. Kur Allahu iu tha: "A jam Unë Zoti juaj?!" - ata thanë së bashku: "Patjetër që Ti je Zoti ynë." Pastaj u tha: "Ne ju vumë në këtë provë duke marrë prej jush këtë besë, në mënyrë që të mos e mohoni në Ditën e Gjykimit argumentin e Allahut ndaj jush, e të thoni se ju nuk kishit dijeni në lidhje me këtë.

(173) Apo të justifikoheni me faktin se baballarët tuaj ishin ata që e thyen këtë besëlidhje dhe bënë idhujtari ndaj Allahut, ndërsa ju ishit thjesht imitues. Pastaj të thoni: A po na ndëshkon ne, o Zoti ynë, për atë që bënë baballarët tanë, të cilët i çuan dëm punët e tyre nëpërmjet idhujtarisë ndaj Teje?! Ne nuk kemi faj, pasi ne ishim injorantë dhe vetëm imitonim baballarët tanë."

(174) Ashtu siç i sqaruam shpalljet për fatin e popujve mohues, kështu ua sqarojmë ato edhe atyre, me shpresë se do të heqin dorë nga shirku e do të kthehen tek njësimi i Allahut, ashtu siç ata e kishin pranuar me besën që i dhanë Allahut.

(175) Gjithashtu, lexoju, o i Dërguar, bijve të Izraelit tregimin e një njeriu prej tyre, të cilit Ne i kishim dhënë argumentet Tona. Kur ai i mësoi dhe e kuptoi të Vërtetën e asaj që ato synonin, nuk punoi sipas tyre, por i la, duke hequr dorë prej tyre dhe menjëherë shejtani ju vu pas, duke u bërë shoqëruesi i tij, derisa u bë prej të devijuarve të shkatërruar, pasi më parë kishte qenë i udhëzuar i shpëtuar.

(176) Po të kishim dashur që t'i sillnim dobi atij me këto argumente, do ta kishim ngritur nëpërmjet tyre, duke i mundësuar atij që t'i bënte vepra e kështu të lartësohej në këtë botë dhe në botën tjetër. Por ai zgjodhi atë që do ta çonte tek ajo që do ta poshtëronte, kur mbajti anën e qejfeve tokësore dhe duke bërë që dynjaja (e përkohshmja) e tij të shkatërronte ahiretin (përjetësinë) e tij. Kështu që ai ndoqi atë që i dëshironte qejfi, pra, të pavlerën. Në përkushtimin e treguar ndaj dynjasë, ai i përngjet qenit, i cili vazhdimisht e nxjerr gjuhën, në çdo situatë. Nëse është i kënaqur, nxjerr gjuhën; edhe nëse e përzë, përsëri e nxjerr gjuhën. Ky është shembulli i një populli të devijuar, në mënyrën se si i mohojnë argumentet Tona. Tregoju, o i Dërguar, atyre këto ngjarje, me shpresë se do të thellohen në mendime dhe do tërhiqen prej mohimit dhe devijimit, në të cilët ata vazhdojnë.

(177) Pasi Nuk ka popull më të keq se ata të cilët i mohojnë faktet dhe argumentet Tona të qarta, duke mos i besuar ato. Ata, me këtë, po i bëjnë keq vetëm vetes së tyre, duke u ekspozuar ndaj gjërave shkatërrimtare.

(178) Kujt ia mundëson Allahu që të gjejë udhëzimin për tek Rruga e Tij e Drejtë, ai është vërtet i udhëzuar, e kë e lë larg Rrugës së Drejtë, të tillët kanë treguar mangësi ndaj vetes lidhur me të drejtën që ajo ka, duke shkatërruar veten dhe familjet e tyre në Ditën e Gjykimit. A nuk është ky mjerimi më i madh?!

## Mësime nga ajetet:

- Qëllimi i zbritjes së librave qiellorë është që të zbatohen vendimet e tyre e jo thjesht leximi apo recitimi i tyre, pasi kjo është njëlloj si t'i kesh braktisur ato.
- formësuar, perceptimin e argumenteve për njëshmërinë e Allahut, kështu që nëse natyrshmëria e njeriut është e kulluar, pra, e papërzier me asgjë, ai do arrinte t'i kuptonte këto argumente dhe do vepronte sipas udhëzimeve të tyre.
- Në këto ajete ka mësime të dobishme për ata që u është mundësuar që të punojnë sipas argumenteve të Kurani t, në mënyrë që ta kuptojnë mirësinë që Allahu u ka dhuruar duke ua mundësuar që të punojnë sipas tyre, për të pastruar me këtë shpirtrat e vet.
- Në këto ajete ka nxitje të muslimanëve që të drejtohen nga Allahu i Lartësuar për udhëzim prej Tij dhe për mbrojtje ndaj grackave të devijimit.




(179) Në të vërtetë Ne i krijuam për në Xhehenem shumë xhinde e shumë njerëz, duke e ditur se ata do të bëjnë veprat e banorëve të Xhehenemit, pasi ata kanë zemra me të cilat nuk ndiejnë, domethënë që të kuptojnë se çfarë është në dobi të tyre dhe çfarë është në dëmin e tyre. Ata kanë sy, me të cilët nuk vështrojnë (me meditim) argumentet e Allahut, që i gjejnë në veten e tyre dhe botën përreth duke i marrë në konsideratë. Ata kanë edhe veshë, me të cilët ata nuk i dëgjojnë (me vëmendje) vargjet e zbritura të Allahut, në mënyrë që të thellohen në kuptimin e tyre. Ata që u përshkruan me këto cilësi janë si kafshët, për shkak të humbjes së arsyes, madje ata janë akoma më të humbur sesa kafshët. Të tillët janë të pavëmendshëm në lidhje me besimin në Allahun dhe Ditën e Fundit.

(180) Allahut të Lartësuar i përkasin emrat më të bukur, të cilët tregojnë për qenien e Tij si Absolut dhe i Plotë, prandaj drejtojuni Allahut nëpërmjet tyre duke i kërkuar atë që ju dëshironi dhe duke e lëvduar me to, si dhe lërini ata të cilët devijojnë nga e Vërteta në lidhje me to, ose duke ia kushtuar ato edhe të tjerëve përveç Allahut, ose duke ia mohuar Atij, ose duke shtrembëruar kuptimin e tyre, ose duke i përngjasuar cilësitë Atij me ato tq dikujt tjetri, pasi ata që devijojnë nga e Vërteta në lidhje me to, Ne kemi për t'i ndëshkuar me dënim të dhembshëm, për shkak të asaj që ata bënë.

(181) Prej atyre që krijuam ka edhe të tillë që vetë janë të udhëzuar tek e Vërteta, por thërrasin tek ajo edhe të tjerët, duke i udhëzuar. Ata, gjithashtu, gjykojnë me drejtësi, duke mos i hyrë në hak askujt.

(182) Ndërsa për ata që i mohojnë argumentet Tona e nuk i besojnë ato, madje edhe i kundërshtojnë, fillimisht do t'ua hapim dyert e furnizimit jo për t'i nderuar, por për t'i përshkallëzuar drejt shkatërrimit. Derisa kur të ndihen mirë në humbjen e tyre, t'i përfshijë dënimi Ynë në një çast të befasishëm.

(183) Kështu që, do t'ua vonoj ndëshkimin, derisa ata të mendojnë se janë të pandëshkueshëm, duke i lënë të vazhdojnë në mohimin, në mënyrë që t'u shtohet dënimi (për shkak të shtimit të gjynaheve). Vërtet që plani Im është i fortë, duke u treguar atyre mirësinë dhe duke i tërhequr drejt poshtërimit.

(184) A nuk e mendojnë ndonjëherë ata të cilët mohuan Allahun dhe të Dërguarin e Tij, pra, të vënë në punë mendjet e tyre, në mënyrë që ta kuptojnë se Muhamedi ﷺ nuk është i çmendur? Por është i Dërguar nga Allahu, të cilin Ai e ka dërguar si parandalues prej dënimit të Allahut dhe paralajmërues të qartë?!

(185) A nuk e përsiatin njerëz të tillë, për pushtetin e Allahut në qiej dhe në Tokë?! A nuk vështrojnë ata gjithçka që Allahu ka krijuar në to, si kafshët, bimët dhe të ngjashme?! A nuk vështrojnë afatin e jetës së tyre, i cili ndoshta është në fundin e vet, në mënyrë që të pendohen para se të jetë vonë?! Nëse ata nuk besojnë Kuranin dhe ato që gjenden në të, si premtime dhe kërcënime, atëherë ç'libër tjetër besojnë?!

(186) Atë që Allahu e shpërfill në aspektin e udhëzimit të tij për tek e Vërteta dhe e lë të humbur në gjetjen e Rrugës së Drejtë, nuk do të arrijë askush tjetër që ta udhëzojë. Kështu, Allahu i lë ata në devijimin dhe mosbesimin e tyre, duke vazhduar në dilemë dhe duke mos u udhëzuar për tek asgjë.

(187) Të pyesin ty, o i Dërguar, të tillë mohues kokëfortë në lidhje me Kijametin: "Në ç'kohë do të bëhet dhe a është e ditur se do të ndodhë?!" Thuaju, o Muhamed: "Dijen në lidhje me të nuk e kam as unë e askush tjetër. Dijen në lidhje me të e ka vetëm Allahu. Askush tjetër nuk ka informacion në lidhje me kohën e saktë të tij, përveç Allahut. Ai e ka fshehur këtë informacion për banorët e qiellit dhe banorët e Tokës, prandaj se Kiameti ka për t'ju ardhur krejt papritur." Ata përsëri vazhdojnë të të pyesin ty në lidhje me Orën (e fundit), sikur ti ta dije shumë mirë, duke mos kuptuar se ti nuk pyet rreth saj për shkak të dijes së plotë që ke rreth Zotit tënd, prandaj thuaju, o Muhamed: "Sa i përket Orës, ajo është dituri që ka vetëm Allahu, por shumica e njerëzve nuk e kuptojnë këtë."

## Mësime nga ajetet:

- Allahu i Lartmadhëruar i krijoi njeriut perceptorë kuptimi dhe njohjeje, si zemrën, sytë dhe veshët, në mënyrë që me to të arrijë tek e dobishmja dhe të parandalojë të keqen.
- Lutja duke përdorur emrat e bukur të Allahut bën që ajo të pranohet, prandaj për çdo gjë që kërkohet duhet që ajo të bëhet duke përdorur atë emër të Allahut që i përshtatet asaj që kërkohet, si p.sh.: O Allah, më fal mua, o Falës i gjynaheve!
- Thellimi në meditimin rreth madhështisë së qiejve dhe Tokës dhe arritja nëpërmjet këtij meditimi tek fakti se Allahu i Lartësuar është i vetmi që e meriton që të adhurohet, pasi Ai është i vetmi që krijon.




قُل لَّآ أَمۡلِكُ لِنَفۡسِي نَفۡعٗا وَلَا ضَرًّا إِلَّا مَا شَآءَ ٱللَّهُۚ وَلَوۡ كُنتُ
أَعۡلَمُ ٱلۡغَيۡبَ لَٱسۡتَكۡثَرۡتُ مِنَ ٱلۡخَيۡرِ وَمَا مَسَّنِيَ ٱلسُّوٓءُۚ
إِنۡ أَنَا۠ إِلَّا نَذِيرٞ وَبَشِيرٞ لِّقَوۡمٖ يُؤۡمِنُونَ ١٨٨ ۞ هُوَ ٱلَّذِي خَلَقَكُم ربع الحزب ١٨
مِّن نَّفۡسٖ وَٰحِدَةٖ وَجَعَلَ مِنۡهَا زَوۡجَهَا لِيَسۡكُنَ إِلَيۡهَاۖ فَلَمَّا
تَغَشَّىٰهَا حَمَلَتۡ حَمۡلًا خَفِيفٗا فَمَرَّتۡ بِهِۦۖ فَلَمَّآ أَثۡقَلَت دَّعَوَا
ٱللَّهَ رَبَّهُمَا لَئِنۡ ءَاتَيۡتَنَا صَٰلِحٗا لَّنَكُونَنَّ مِنَ ٱلشَّٰكِرِينَ ١٨٩
فَلَمَّآ ءَاتَىٰهُمَا صَٰلِحٗا جَعَلَا لَهُۥ شُرَكَآءَ فِيمَآ ءَاتَىٰهُمَاۚ فَتَعَٰلَى
ٱللَّهُ عَمَّا يُشۡرِكُونَ ١٩٠ أَيُشۡرِكُونَ مَا لَا يَخۡلُقُ شَيۡـٔٗا وَهُمۡ يُخۡلَقُونَ
١٩١ وَلَا يَسۡتَطِيعُونَ لَهُمۡ نَصۡرٗا وَلَآ أَنفُسَهُمۡ يَنصُرُونَ ١٩٢
وَإِن تَدۡعُوهُمۡ إِلَى ٱلۡهُدَىٰ لَا يَتَّبِعُوكُمۡۚ سَوَآءٌ عَلَيۡكُمۡ أَدَعَوۡتُمُوهُمۡ
أَمۡ أَنتُمۡ صَٰمِتُونَ ١٩٣ إِنَّ ٱلَّذِينَ تَدۡعُونَ مِن دُونِ ٱللَّهِ عِبَادٌ
أَمۡثَالُكُمۡۖ فَٱدۡعُوهُمۡ فَلۡيَسۡتَجِيبُواْ لَكُمۡ إِن كُنتُمۡ
صَٰدِقِينَ ١٩٤ أَلَهُمۡ أَرۡجُلٞ يَمۡشُونَ بِهَآۖ أَمۡ لَهُمۡ أَيۡدٖ يَبۡطِشُونَ
بِهَآۖ أَمۡ لَهُمۡ أَعۡيُنٞ يُبۡصِرُونَ بِهَآۖ أَمۡ لَهُمۡ ءَاذَانٞ يَسۡمَعُونَ
بِهَاۗ قُلِ ٱدۡعُواْ شُرَكَآءَكُمۡ ثُمَّ كِيدُونِ فَلَا تُنظِرُونِ ١٩٥



188 Thuaju, o Muhamed: "Unë nuk kam mundësi t'i sjell të mira vetes dhe as t'ia largoj asaj të keqen, përveç nëse këtë e dëshiron Allahu, pasi kjo i përket vetëm Allahut dhe se unë nuk di tjetër përveç asaj që më ka mësuar Allahu. Pra, nuk e di as të fshehtën, pasi nëse do ta kisha ditur, do t'i kisha kryer lëvizjet që do të më sillnin mua përfitime dhe do të largonin prej meje dëmet. Por, në të vërtetë, unë jam veçse një i dërguar prej Allahut, që frikësoj prej ndëshkimit të Tij të dhembshëm dhe përgëzoj me shpërblimin e Tij bujar një popull që e beson se unë jam i Dërguar prej Tij - qoftë i lartësuar! - dhe e beson mesazhin me të cilin u kam ardhur.

189 Ai ju solli në ekzistencë ju, o burra e gra, prej një njeriu të vetëm, që ishte Ademi, e prej brinjës së Ademit krijoi gruan e tij Havanë, në mënyrë që ai të gjente prehje dhe kënaqësi tek ajo. Kur një burrë kontakton me gruan e tij, ajo mbetet shtatzënë pa e ndier, kur është në fillimet e saj. Kështu, gruaja vazhdon me shtatzëninë, duke i kryer detyrat e saj pa asnjë rëndim, mirëpo kur ajo fillon të rëndohet prej shtatzënisë, me rritjen e barkut së saj, të dy bashkëshortët i luten Zotit të tyre, duke thënë: "O Zoti ynë, nëse do të na dhurosh një djalë vepërmirë, të shëndoshë fizikisht, kemi për të të qenë mirënjohës!"

190 Pasi Allahu iu përgjigj lutjes së tyre dhe u dhuroi një djalë vepërmirë, ashtu siç ata e lutën, të dy u kthyen në idhujtarë, në lidhje me atë që Allahu ua kishte dhuruar, e ia përkushtuan djalin e tyre dikujt tjetri, duke e quajtur atë Abdul-Harith (Robi i mbjelljes e jo i Allahut). I Lartësuar dhe i Pastër është Allahu prej çdo gjëje që i shoqërohet Atij! Ai është i Vetmi në zotërim!

191 A po i konsiderojnë këta idhuj dhe të tjerë si ortakë të Allahut në adhurim, ndërkohë që e dinë se ata nuk mund të krijojnë asgjë, në mënyrë që ta meritojnë adhurimin; përkundrazi ata edhe vetë janë të krijuar, pra, si i konsideruakan ortakë me Allahun?!

192 Këta idhuj nuk munden që të ndihmojnë jo vetëm adhuruesit e tyre, por as vetet e tyre; atëherë, si mund të adhurohen ata?!

193 Nëse ju, o idhujtarë, i lutni këta idhuj në vend të Allahut, për t'ju dhënë udhëzim, kurrsesi ata nuk kanë për t'ju përgjigjur. Kështu që lutja apo moslutja juaj për ta është e njëjtë, sepse ata janë thjeshtë sende të ngurta, që nuk logjikojë, nuk dëgjojnë e as nuk flasin.

194 Në të vërtetë, ata që ju i adhuroni në vend të Allahut edhe vetë janë të krijuar dhe të tillë që duhet të mirëmbahen, kështu që edhe ata janë si ju në këtë aspekt. Madje ju jeni në pozitë më të mirë se ata, sepse ju jeni të gjallë, flisni, ecni, dëgjoni dhe shikoni, kurse idhujt tuaj nuk i kanë këto mundësi. Prandaj provojeni t'u luteni e le t'jua kthejnë përgjigjen, nëse jeni të sinqertë në lidhje me pretendimin për ta.

195 A mos, vallë, këta idhuj, të cilët ju i keni marrë për zota, kanë këmbë, me të cilat ata ecin dhe ju kryejnë shërbimet?! Apo mos, vallë, kanë duar që të luftojnë për ju?! Apo mos, vallë, ata kanë sy që shikojnë ato gjëra që ju nuk i shihni dhe ata jua tregojnë juve?! Apo, vallë, ata kanë veshë, me të cilët dëgjojnë ato që ju nuk i dëgjoni dhe ata jua tregojnë?! Nëse asnjë prej këtyre nuk u funksionon, atëherë, si i adhuroni ata duke shpresuar që të arrini ndonjë dobi apo të largoni ndonjë të keqe?! Thuaju, o i Dërguar, të tillë idhujtarëve: "Atëherë, lutini ata që ju i keni barazuar me Allahun, pastaj thurni intriga kundër meje e mos më toleroni më..."

## Mësime nga ajetet:

- Në këto ajete ka argumente të qarta rreth injorancës së atyre që i drejtohen Profetit ﷺ dhe e lusin atë, për të arritur ndonjë përfitim apo për të larguar ndonjë të keqe, pasi e Vërteta është që dobia e tij është vetëm tek ndjekja dhe zbatimi i fesë me të cilën ai u dërgua, me përgëzimet dhe paralajmërimet e saj.
- Me mirësinë e Vet, Allahu bëri që gruaja të jetë prej llojit të burrit, në mënyrë që lidhja e tyre të ketë ngrohtësi e jo ftohtësi, të jenë të afërt e të shoqërueshëm, në mënyrë që kështu të realizohet urtësia hyjnore për vazhdimin e jetës.
- Nuk i shkon njeriut, i cili është krijesa më e mirë e më e nderuar, që të angazhohet në adhurimin e diçkaje të neveritshme, siç janë idhujt prej guri a prej, druri.

إِنَّ وَلِـِّۧيَ ٱللَّهُ ٱلَّذِي نَزَّلَ ٱلۡكِتَٰبَۖ وَهُوَ يَتَوَلَّى ٱلصَّٰلِحِينَ
١٩٦ وَٱلَّذِينَ تَدۡعُونَ مِن دُونِهِۦ لَا يَسۡتَطِيعُونَ نَصۡرَكُمۡ
وَلَآ أَنفُسَهُمۡ يَنصُرُونَ ١٩٧ وَإِن تَدۡعُوهُمۡ إِلَى ٱلۡهُدَىٰ لَا يَسۡمَعُواْۖ
وَتَرَىٰهُمۡ يَنظُرُونَ إِلَيۡكَ وَهُمۡ لَا يُبۡصِرُونَ ١٩٨ خُذِ ٱلۡعَفۡوَ
وَأۡمُرۡ بِٱلۡعُرۡفِ وَأَعۡرِضۡ عَنِ ٱلۡجَٰهِلِينَ ١٩٩ وَإِمَّا يَنزَغَنَّكَ
مِنَ ٱلشَّيۡطَٰنِ نَزۡغٞ فَٱسۡتَعِذۡ بِٱللَّهِۚ إِنَّهُۥ سَمِيعٌ عَلِيمٌ ٢٠٠ إِنَّ
ٱلَّذِينَ ٱتَّقَوۡاْ إِذَا مَسَّهُمۡ طَٰٓئِفٞ مِّنَ ٱلشَّيۡطَٰنِ تَذَكَّرُواْ
فَإِذَا هُم مُّبۡصِرُونَ ٢٠١ وَإِخۡوَٰنُهُمۡ يَمُدُّونَهُمۡ فِي ٱلۡغَيِّ ثُمَّ
لَا يُقۡصِرُونَ ٢٠٢ وَإِذَا لَمۡ تَأۡتِهِم بِـَٔايَةٖ قَالُواْ لَوۡلَا ٱجۡتَبَيۡتَهَاۚ
قُلۡ إِنَّمَآ أَتَّبِعُ مَا يُوحَىٰٓ إِلَيَّ مِن رَّبِّيۚ هَٰذَا بَصَآئِرُ مِن رَّبِّكُمۡ
وَهُدٗى وَرَحۡمَةٞ لِّقَوۡمٖ يُؤۡمِنُونَ ٢٠٣ وَإِذَا قُرِئَ ٱلۡقُرۡءَانُ
فَٱسۡتَمِعُواْ لَهُۥ وَأَنصِتُواْ لَعَلَّكُمۡ تُرۡحَمُونَ ٢٠٤ وَٱذۡكُر رَّبَّكَ
فِي نَفۡسِكَ تَضَرُّعٗا وَخِيفَةٗ وَدُونَ ٱلۡجَهۡرِ مِنَ ٱلۡقَوۡلِ بِٱلۡغُدُوِّ
وَٱلۡأٓصَالِ وَلَا تَكُن مِّنَ ٱلۡغَٰفِلِينَ ٢٠٥ إِنَّ ٱلَّذِينَ عِندَ رَبِّكَ
لَا يَسۡتَكۡبِرُونَ عَنۡ عِبَادَتِهِۦ وَيُسَبِّحُونَهُۥ وَلَهُۥ يَسۡجُدُونَ۩ ٢٠٦ سَجۡدَة



196 Vërtet, Ndihmuesi dhe Mbështetësi im është
vetëm Allahu, i Cili edhe më mbron, kështu që unë
nuk shpresoj prej askujt tjetër, por veçse prej Tij. Nuk
ua kam frikën aspak idhujve tuaj, pasi Ai që ma zbriti
mua Kuranin si udhëzim për njerëzit, është Kujdestar i
robërve të Vet vepërmirë, duke i mbrojtur dhe ndihmuar.
197 Ndërsa këta të cilët ju i lutni, o idhujtarë, pra,
statujat, nuk munden dot që t'ju ndihmojnë, madje nuk
munden të ndihmojnë as veten e tyre, atëherë si ju i lutni
ju ata, në vend të Allahut?! 198 Nëse ju, o idhujtarë, i
lusni idhujt tuaj që t'ju udhëzojnë (në diçka), ata nuk
kanë për t'i dëgjuar lutjet tuaja! Ty të duket sikur ata po
të shikojnë me sytë e tyre të pikturuar, por në fakt ata
janë thjesht sende të ngurta, që nuk mund të shikojnë.
Ata i bënin idhujt e tyre si buste, në forma njerëzish apo
kafshësh, duke u bërë duar, këmbë dhe sy, por që ishin të
ngurta, që nuk kishin as jetë brenda tyre e as gjallëri. 199
Pranoji, o i Dërguar, njerëzit që ia kanë lejuar e lehtësuar
vetes sjelljet dhe veprat që bëjnë e mos ua impono atë
që natyra e tyre nuk mund t'ua pranojë, pasi kjo ka
për t'i larguar ata, kështu që porositi me fjalët më të
bukura e me veprat më të mira dhe hiq dorë nga xhahilat
(injorantët) e mos u tako me ta me injorancën që kanë.
Nëse ndonjë prej tyre të bën keq, ti mos i bëj keq. Nëse
ndonjë i shkëput lidhjet me ty, ti mos i shkëput prej tij.
200 Nëse ti, o i Dërguar, e kupton se shejtani të ka hedhur
ndonjë vesves apo shkurajim në bërjen e ndonjë mirësie,
atëherë ktheju Allahut dhe kërko mbrojtjen e Tij, pasi Ai
është Dëgjues i asaj që ti thua, i Dijshëm për lutjen tënde
dhe ka për të të mbrojtur prej shejtanit.
201 Besimtarët e devotshëm i ruhen Allahut, duke i vënë
në zbatim urdhëresat e Tij e duke iu larguar ndalesave
të Tij. Kur i prek ndonjë vesves (cytje) prej shejtanit
dhe bien në gjynah, ata rikujtojnë Madhështinë e Alla-
hut, kujtojnë dhe dënimin e Tij ndaj të pabindurve dhe
shpërblimin Tij për të bindurit, kështu që pendohen për gjynahet e tyre dhe kthehen tek Zoti i tyre. Pikërisht këta janë përqendruar tek
e Vërteta, sepse kthjellohen për ato që kanë bërë e u japin fund.
202 Ndërsa shejtanët vazhdojnë që t'i shtyjnë akoma edhe më shumë në devijim vëllezërit e tyre keqbërës dhe jobesimtarë, gjynah
pas gjynahu, duke mos u ndalur, as shejtanët prej devijimit dhe humbjes së tyre dhe as keqbërësit nga nënshtrimi ndaj tyre dhe bërjes
së ligësive. 203 Kur ti, o i Dërguar, u përcjell ndonjë ajet të Kuranit, ata të mohojnë ty dhe nuk e pranojnë atë. Por edhe kur nuk u
përcjell ndonjë ajet, ata përsëri thonë: "Përse nuk na sjell ndonjë varg prej vetes, duke e përpiluar?!" Thuaju, o i Dërguar: "Nuk më
përket mua që të sjell ajete nga vetja ime, sepse unë ndjek vetëm atë që Allahu më shpall. Ky Kuran që unë po ju lexoj është fakt
i pakundërshtueshëm dhe argument i qartë prej Allahut, Krijuesit tuaj dhe Rregulluesit të jetëve tuaja, si dhe udhëzim dhe mëshirë
për robërit e Vet besimtarë; ndërsa sa i përket jobesimtarëve, ata janë të humbur e të mjeruar." 204 Kështu që, kur të lexohet Kurani,
o besimtarë, dëgjojeni leximin e tij e mos flisni e as mos u merrni me gjëra të tjera, me shpresë se Allahu do t'ju mëshirojë! 205 O i
Dërguar, përkujtoje Allahun, Zotin tënd, me përulje, modesti dhe frikërespekt! Lutu me zë mesatar, as shumë të ngritur dhe as shumë të
ulët, gjatë faljes në zbardhjen e ditës dhe fundin e saj, për shkak të vlerës së madhe që kanë këto dy kohë namazi! Mos u bëj neglizhent
në përmendjen e Allahut të Lartësuar. 206 Vërtet, ata që janë pranë Zotit tënd, o i Dërguar, domethënë engjëjt, nuk e shpërfillin
adhurimin e Tij! Përkundrazi, ata i nënshtrohen adhurimit me bindje dhe e lartmadhërojnë Allahun natën dhe ditën, pa ndërprerje. Ata
e dëlirin Allahun nga çdo e metë dhe vetëm Atij i bëjnë sexhde.

### Mësime nga ajetet:

- Ai që ka logjikë, duhet të adhurojë vetëm Allahun e Lartësuar, sepse vetëm Ai e përmbush nevojën për të besuar, duke zbritur Librin që përmban dijet madhore rreth fesë dhe të asaj që është e dobishme në këtë jetë dhe sepse Allahu kujdeset për robërit e Vet vepërmirë, duke i ruajtur e duke i ndihmuar ata, në mënyrë që asnjë armik të mos arrijë që t'i dëmtojë.
- Në këto ajete ka sihariq për muslimanët, që ecin në udhën e drejtë, në rrugën e Profetit të tyre ﷺ, se Allahu ka për t'i ndihmuar ashtu siç ndihmoi Profetin dhe të dashurit e Vet.
- Në këto ajete përmenden disa nga virtytet më të larta. Kështu, besimtari duhet që ta falë atë që i ka bërë padrejtësi, t'i japë atij që nuk i jep dhe t'i mbajë lidhjet me ata që janë kanë shkëputur prej tij.
- Kur besimtarin e prek ndonjë ngacmim prej shejtanit e ai bën ndonjë haram apo lë ndonjë detyrim, ai duhet që t'i kërkojë falje Allahut të Lartësuar dhe të vetëdijësohet për atë që ka lënë pas dore, duke u penduar dhe duke bërë mirë, që t'i fshihen gjynahet.




سُورَةُ الأَنفَالِ — تَرْتِيبُهَا ٨ — آيَاتُهَا ٧٥

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

الحِزْبُ ١٨ يَسْـَٔلُونَكَ عَنِ ٱلْأَنفَالِ قُلِ ٱلْأَنفَالُ لِلَّهِ وَٱلرَّسُولِ فَٱتَّقُوا۟ ٱللَّهَ
وَأَصْلِحُوا۟ ذَاتَ بَيْنِكُمْ وَأَطِيعُوا۟ ٱللَّهَ وَرَسُولَهُۥٓ إِن كُنتُم
مُّؤْمِنِينَ ١ إِنَّمَا ٱلْمُؤْمِنُونَ ٱلَّذِينَ إِذَا ذُكِرَ ٱللَّهُ وَجِلَتْ
قُلُوبُهُمْ وَإِذَا تُلِيَتْ عَلَيْهِمْ ءَايَٰتُهُۥ زَادَتْهُمْ إِيمَٰنًا وَعَلَىٰ رَبِّهِمْ
يَتَوَكَّلُونَ ٢ ٱلَّذِينَ يُقِيمُونَ ٱلصَّلَوٰةَ وَمِمَّا رَزَقْنَٰهُمْ
يُنفِقُونَ ٣ أُو۟لَٰٓئِكَ هُمُ ٱلْمُؤْمِنُونَ حَقًّا لَّهُمْ دَرَجَٰتٌ عِندَ
رَبِّهِمْ وَمَغْفِرَةٌ وَرِزْقٌ كَرِيمٌ ٤ كَمَآ أَخْرَجَكَ رَبُّكَ
مِنۢ بَيْتِكَ بِٱلْحَقِّ وَإِنَّ فَرِيقًا مِّنَ ٱلْمُؤْمِنِينَ لَكَٰرِهُونَ ٥
يُجَٰدِلُونَكَ فِى ٱلْحَقِّ بَعْدَ مَا تَبَيَّنَ كَأَنَّمَا يُسَاقُونَ إِلَى ٱلْمَوْتِ
وَهُمْ يَنظُرُونَ ٦ وَإِذْ يَعِدُكُمُ ٱللَّهُ إِحْدَى ٱلطَّآئِفَتَيْنِ أَنَّهَا
لَكُمْ وَتَوَدُّونَ أَنَّ غَيْرَ ذَاتِ ٱلشَّوْكَةِ تَكُونُ لَكُمْ وَيُرِيدُ
ٱللَّهُ أَن يُحِقَّ ٱلْحَقَّ بِكَلِمَٰتِهِۦ وَيَقْطَعَ دَابِرَ ٱلْكَٰفِرِينَ ٧
لِيُحِقَّ ٱلْحَقَّ وَيُبْطِلَ ٱلْبَٰطِلَ وَلَوْ كَرِهَ ٱلْمُجْرِمُونَ ٨



## SURJA EL-ENFAL

*Medinase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit e Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Përmendja e mirësisë së Allahut ndaj besimtarëve për fitoren e tyre në Betejën e Bedrit dhe sqarimi i ligjësive që çojnë në fitore a humbje.

### Shpjegimi i ajeteve:

① Ty, o i Dërguar, të pyesin sahabët rreth plaçkës së luftës: Si bëhet ndarja e saj? Si dhe kujt i takon pjesë?! Thuaju, o i Dërguar: “Plaçka e luftës i përket vetëm Allahut dhe të Dërguarit të Tij, prandaj gjykimi për përdorimin dhe shpërndarjen e saj i takon vetëm Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Juve ju takon vetëm të tregoheni të bindur dhe të nënshtroheni.” Prandaj ruajuni Allahut, o besimtarë, duke i vënë në zbatim urdhrat e Tij e duke u larguar prej ndalesave të Tij! Përmirësojini marrëdhëniet mes jush, duke qëndruar larg grindjeve e konflikteve dhe me dashuri të ndërsjellë, lidhje shoqërore, sjellje të mirë dhe tolerim! Binduni ndaj Allahut dhe ndaj të Dërguarit të Tij, nëse vërtet jeni besimtarë, pasi besimi është ai që çon në bindje dhe në largimin prej gjynaheve. Kjo pyetje u bë pas ngjarjes së Bedrit. ② Besimtarët e vërtetë janë ata të cilët, kur u kujtohet Allahu i Lartësuar, zemrat e tyre druhen, prandaj binden me zemër dhe trup. Kur u lexohen ajetet (vargjet) e Allahut, ata thellohen në mendime rreth tyre, duke ua shtuar më tepër besimin që kanë. Ata mbështeten vetëm tek Zoti i tyre, për të arritur interesat e tyre dhe për t’u ruajtur nga ato gjëra që janë në dëm të tyre. ③ Ata e falin namazin në mënyrën më të plotë në kohën e vet dhe, nga ajo me të cilën Ne i kemi furnizuar, ata nxjerrin lëmoshat e detyrueshme (zekatin) dhe të preferuara (sadakanë). ④ Këta që u përshkruan me këto cilësi janë besimtarët e vërtetë, sepse kanë edhe virtytet e imanit (besimit të brendshëm), edhe Islamin (nënshtrimin) e jashtëm. Si shpërblim për ta do të jenë pozitat e larta tek Zoti i tyre, falje gjynahesh dhe furnizim të begatë. Kjo është mirësia që Allahu ka përgatitur për ta. ⑤ E Ashtu si Allahu i Lartësuar jua hoqi të drejtën e ndarjes së plaçkës së luftës pas mospërputhjeve mes njëri-tjetrit dhe kundërshtimeve tuaja në lidhje me ndarjen e saj, duke ia dhënë këtë të drejtë vetëm Atij dhe të Dërguarit të Tij ﷺ, kështu Zoti yt, o i Dërguar, nëpërmjet Shpalljes, të dha urdhër edhe që të dilni prej Medinës, në mënyrë që të ballafaqoheni me idhujtarët, edhe pse një grup besimtarësh nuk e pëlqenin një gjë të tillë. ⑥ Ky grup besimtarësh polemizonin me ty, o i Dërguar, në lidhje me luftimin e idhujtarë, pasi atyre iu bë e qartë se ajo do zhvillohej, si të ishin duke shkuar drejt vdekjes, ndërkohë që ata e shihnin atë me sy. Kjo ndodhi për shkak të mosdëshirës së tyre për të dalë në luftë, pasi ata nuk i kishin marrë pajimet e duhura dhe as nuk ishin përgatitur për të. ⑦ Kujtoni, o besimtarë polemizues, kur Allahu ju premtonte se ju do të përfitonit nga njëri prej dy grupeve idhujtare, ose prej karvanit (e Ebu Sufjanit), me gjithë pasurinë që ishte në të (të cilën jua kishin grabitur në Mekë), ose prej ushtrisë (së Utbe bin Rabias që kishin dalë për ta shpëtuar karvanin prej jush) duke i luftuar dhe triumfuar kundër tyre. A mos vallë, ju deshët që të kapnit karvanin, për shkak se ishte më i lehtë për ju që ta konfiskonit pa bërë luftë, ndërkohë që Allahu dëshironte që ta nxirrte në pah të Vërtetën nëpërmjet luftës tuaj?! ⑧ Që Allahu ta nxirrte në pah të Vërtetën, duke i dhënë autoritet Islamit dhe ndjekësve të tij, e kjo nëpërmjet provave që e dëshmonin Vërtetësinë e Islamit dhe që Ai - qoftë i lartësuar! - ta nxirrte të pavlerë të kotën (idhujtarinë), nëpërmjet argumenteve të qarta që tregonin kotësinë e saj. Edhe nëse këtë gjë e urrenin idhujtarët, përsëri Allahu ka për të bërë që e Vërteta të dominojë.

### Mësime nga ajetet:

• Besimtari duhet që ta ripërtërijë shpesh besimin e vet dhe të bëjë vepra që ia shtojnë atë, pasi imani shtohet dhe pakësohet: shtohet me vepra të mira dhe pakësohet me vepra të këqija. • Polemika është e pranuar dhe e dobishme në rast se e Vërteta mund të jetë e paqartë dhe urdhri mund të jetë i interpretueshëm, mirëpo nëse ajo qartësohet dhe urdhri është i prerë, atëherë mbetet vetëm bindja dhe dëgjueshmëria. • Çështja e ndarjes së plaçkës së luftës i është lënë vetëm të Dërguarit ﷺ pra, dispozitat se si ndahet ajo bazohen tek Allahu i Lartësuar dhe i Dërguari i Tij dhe tek askush tjetër. • Dëshira që ndihma hyjnore të realizohet ndaj besimtarëve, duke nxjerrë në pah të Vërtetën dhe duke nxjerrë të pavlerë të kotën.

9 Kujtoni ditën e Bedrit, kur ju kërkuat ndihmë prej Allahut kundër armiqve tuaj dhe Allahu ju përgjigj juve se Ai do t'ju ndihmonte, o besimtarë dhe do t'ju mbështeste me një mijë engjëj njëri pas tjetrit.

10 E Allahu ju ndihmoi nëpërmjet engjëjve që t'ju gëzojë, o besimtarë, se Ai është Ndihmësi kundër armiqve tuaj, si dhe që zemrat tuaja të qetësoheshin duke u bindur për fitoren. Fitorja nuk varet nga numri i madh dhe as nga përgatitja, por ajo vjen vetëm prej Allahut, - qoftë i lartësuar! Allahu është i Plotfuqishëm në sundimin e Vet dhe askush nuk mund ta mposhtë Atë, si dhe Ai është i Urtë në Ligjvënie dhe Caktimin e Vet.

11 Kujtojeni, o besimtarë, kur Allahu ju vuri në gjumë të lehtë, duke jua larguar frikën nga armiku dhe lëshoi nga qielli shi, për të larguar nga ju papastërtitë dhe vesveset e shejtanit. Dhe kështu të bënte që qëndrueshme zemrat dhe trupat tuaj në përballje me armikun dhe t'ju forconte këmbët, duke ua ngjeshur tokën ranishtë me shiun, që të mos fundoseshit në rërë.

12 Kur Zoti yt, o i Dërguar, u shpalli engjëjve, me të cilët Allahu i mbështeti besimtarët në luftën e Bedrit: "Unë jam me ju, o engjëj, me Ndihmë dhe Mbështetje, prandaj bëjini besimtarët të vendosur në luftë kundër armikut të tyre mohues, në zemrat e të cilëve do të hedh frikë të tmerrshme. Prandaj, o besimtarë, përleshuni fort me jobesimtarët, duke i goditur nga çdo anë, në mënyrë që të mos ju vrasin."

13 Kjo ndeshje ndaj jobesimtarëve, duke i qëlluar nga çdo anë, është për shkak se ata thyen besën me Allahun dhe të Dërguarin e Tij, nuk iu përmbajtën urdhrave dhe nuk hoqën dorë nga tradhtia e tyre. Prandaj kushdo që e kundërshton Allahun dhe të dërguarin e Tij në lidhje me këto, le ta dijë se Allahu ndëshkon ashpër në këtë botë dhe në tjetrën.



إِذۡ تَسۡتَغِيثُونَ رَبَّكُمۡ فَٱسۡتَجَابَ لَكُمۡ أَنِّي مُمِدُّكُم بِأَلۡفٖ
مِّنَ ٱلۡمَلَٰٓئِكَةِ مُرۡدِفِينَ ٩ وَمَا جَعَلَهُ ٱللَّهُ إِلَّا بُشۡرَىٰ
وَلِتَطۡمَئِنَّ بِهِۦ قُلُوبُكُمۡۚ وَمَا ٱلنَّصۡرُ إِلَّا مِنۡ عِندِ ٱللَّهِۚ إِنَّ ٱللَّهَ
عَزِيزٌ حَكِيمٌ ١٠ إِذۡ يُغَشِّيكُمُ ٱلنُّعَاسَ أَمَنَةٗ مِّنۡهُ وَيُنَزِّلُ
عَلَيۡكُم مِّنَ ٱلسَّمَآءِ مَآءٗ لِّيُطَهِّرَكُم بِهِۦ وَيُذۡهِبَ عَنكُمۡ
رِجۡزَ ٱلشَّيۡطَٰنِ وَلِيَرۡبِطَ عَلَىٰ قُلُوبِكُمۡ وَيُثَبِّتَ بِهِ ٱلۡأَقۡدَامَ
١١ إِذۡ يُوحِي رَبُّكَ إِلَى ٱلۡمَلَٰٓئِكَةِ أَنِّي مَعَكُمۡ فَثَبِّتُواْ ٱلَّذِينَ
ءَامَنُواْۚ سَأُلۡقِي فِي قُلُوبِ ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ ٱلرُّعۡبَ فَٱضۡرِبُواْ
فَوۡقَ ٱلۡأَعۡنَاقِ وَٱضۡرِبُواْ مِنۡهُمۡ كُلَّ بَنَانٖ ١٢ ذَٰلِكَ بِأَنَّهُمۡ
شَآقُّواْ ٱللَّهَ وَرَسُولَهُۥۚ وَمَن يُشَاقِقِ ٱللَّهَ وَرَسُولَهُۥ فَإِنَّ ٱللَّهَ
شَدِيدُ ٱلۡعِقَابِ ١٣ ذَٰلِكُمۡ فَذُوقُوهُ وَأَنَّ لِلۡكَٰفِرِينَ
عَذَابَ ٱلنَّارِ ١٤ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓاْ إِذَا لَقِيتُمُ ٱلَّذِينَ
كَفَرُواْ زَحۡفٗا فَلَا تُوَلُّوهُمُ ٱلۡأَدۡبَارَ ١٥ وَمَن يُوَلِّهِمۡ يَوۡمَئِذٖ
دُبُرَهُۥٓ إِلَّا مُتَحَرِّفٗا لِّقِتَالٍ أَوۡ مُتَحَيِّزًا إِلَىٰ فِئَةٖ فَقَدۡ بَآءَ
بِغَضَبٖ مِّنَ ٱللَّهِ وَمَأۡوَىٰهُ جَهَنَّمُۖ وَبِئۡسَ ٱلۡمَصِيرُ ١٦


14 Ky ndëshkim që u përmend, o kundërshtarët e Allahut dhe të Dërguarit të Tij, do të jetë për ju, prandaj shijojeni atë të përshpejtuar që në jetën e kësaj bote, pasi në Botën Tjetër ju do të keni dënimin me Zjarr, nëse ju do të vdisnit me këtë mosbesim dhe kokëfortësi tuajën.

15 O ju që keni besuar në Allahun dhe ndiqni të Dërguarin e Tij, nëse përballeni në luftë trup më trup me idhujtarët, mos pësoni disfatë prej tyre dhe t'ia mbathni, por qëndroni rezistentë përpara tyre, pasi Allahu është me ju, me ndihmën dhe mbështetjen e Vet.

16 Kush kthen shpinën, duke ia mbathur prej tyre jo për arsye taktike (siç është ndryshimi i pozicionit apo bashkimi me grupe të tjera), meriton zemërimin e Allahut dhe vendi i tij në Botën Tjetër është Xhehenemi. Sa përfundim i keq është ai!

### Mësime nga ajetet:

- Në ajete shihet qartë kujdesi i madh i Allahut për gjendjen e besimtarëve, duke u lehtësuar atyre shkaqet nëpërmjet të cilave forcohet besimi dhe këmbët e tyre dhe largohen shqetësimet dhe cytjet djallëzore.
- Fitorja është në Dorë të Allahut dhe vetëm prej Tij. Ajo nuk varet prej numrit të madh e as prej përgatitjes, pavarësisht rëndësisë që ka kjo përgatitje.
- Zmbrapsja prej fushëbetejës pa patur asnjë justifikim konsiderohet prej gjynaheve më të mëdha.
- Ajetet e mësipërme u mësojnë besimtarëve bazat e luftës frontale, që janë: bindja ndaj Allahut dhe të Dërguarit, qëndresa përballë armikut, durimi në përballje dhe përmendja sa më shumë e Allahut.



(17) Kështu që ju, o besimtarë, në luftën e Bedrit nuk i keni luftuar idhujtarët me aftësitë dhe forcat tuaja, por ishte Allahu që ju ndihmoi për këtë. As ti, o i Dërguar, nuk ishe që i gjuajte idhujtarët kur qëllove, por ishte Allahu Ai i Cili i gjuajti ata, duke çuar në vend shigjetat e tua. E bëri këtë, për të vënë në provë besimtarët, nëse do ta falënderonin Allahun që ua mundësoi të mbizotëronin mbi armiqtë e tyre, pavarësisht numrit të vogël dhe përgatitjes së tyre të dobët. Vërtet, Allahu i dëgjon të gjitha lutjet dhe fjalët tuaja dhe e di mirë se çfarë veproni dhe çfarë është në dobinë tuaj.
(18) Kjo që u përmend, në lidhje me luftimin e idhujtarëve derisa u mposhtën duke ia mbathur dhe me mirësinë që iu dha besimtarëve, duke i bërë të triumfojnë mbi armiqtë e tyre, ishte vetëm prej Allahut. Allahu ua bën të pavlera kurthet jobesimtarëve, të cilët gjithmonë komplotojnë kundër Islamit.
(19) E në qoftë se ju, o idhujtarë, kërkuat që Allahu ta lëshonte ndëshkimin e Vet mbi ata që ishin keqbërës dhe arrogantë, atëherë Allahu e lëshoi mbi ju atë që ju e kërkuat. Ai ishte ndëshkim për ju dhe mësim për të përkushtuarit. Nëse ju hiqni dorë nga kërkimi i luftës, kjo është në të mirën tuaj, pasi ndoshta jua shtyn afatin dhe nuk hakmerret ndaj jush. Por nëse ju riktheheni me luftë kundër besimtarëve, edhe Ne kemi për t'u rikthyer, duke lëshuar dënimin Tonë mbi ju dhe duke i ndihmuar besimtarët përsëri. Nuk do të vlejnë fare mbështetësit dhe aleancat tuaja, edhe nëse janë të shumtë në numër e të mirëpërgatitur, edhe nëse besimtarët janë pakicë, pasi Allahu është me besimtarët. Ai i ndihmon e i mbështet ata dhe ta dini se, kur Allahu mbështet dikë, askush nuk mund ta mposhtë atë.
(20) O ju që keni besuar në Allahun dhe e ndiqni të Dërguarin e Tij, bindjuni urdhrave të Allahut dhe të Dërguarit të Tij, duke i vënë ato në zbatim dhe duke u larguar prej ndalesave të Tij, e mos u zmbrapsni prej Tij duke kundërshtuar urdhrat e duke iu afruar ndalimeve të Tij, ndërkohë që ju i dëgjoni ajete (vargjet) e Allahut, që po u lexohen. (21) Si dhe Mos u bëni, o besimtarë, njësoj si hipokritët dhe idhujtarët, të cilëve kur u lexohen ajetet (vargjet) e Allahut thonë: "Po e dëgjojmë me veshët tanë atë që po na lexohet prej Kurani t", ndërkohë që ata nuk kanë dëgjim meditues dhe përfitues, që të këshillohen nga ajo që dëgjojnë. (22) Pasi, Krijesat më të këqija për Allahun, që ecin mbi sipërfaqen e tokës, në të vërtetë janë të shurdhrit që nuk duan ta dëgjojnë të Vërtetën, për ta pranuar atë dhe memecët që nuk duan ta thonë të Vërtetën. Të tillët nuk i kuptojnë as urdhrat e Allahut e as ndalesat e Tij.
(23) Po të kishte mirësi në të tillë idhujtarë mohues, Allahu do ta dinte dhe do t'i bënte të dëgjonin e përfitonin, duke i menduar aty për aty faktet dhe argumentet. Por Ai e dinte se tek ata nuk ka asnjë mirësi. Madje, edhe sikur t'ua mundësonte të dëgjonin, ata përsëri do të zmbrapseshin prej besimit, për shkak të inatit (arrogancës) e do të kthenin shpinën. (24) O ju që keni besuar në Allahun dhe ndiqni të Dërguarin e Tij, përgjigjjuni Allahut dhe të Dërguarit të Tij, duke iu nënshtruar atyre në ato që i kanë urdhëruar dhe duke iu larguar atyre që ata kanë ndaluar, kur t'ju thërrasin për tek e Vërteta me të cilën rregullohet jeta juaj, si dhe dijeni me bindje të patundur se Allahu është i Plotfuqishëm për gjithçka. Ai ka mundësi që të ndërhyjë edhe mes jush dhe refuzimit tuaj ndaj së Vërtetës, nëse ju e dëshironi një gjë të tillë, edhe pse ju e keni refuzuar Atë, prandaj garoni për tek Ai dhe dijeni me bindje të patundur se vetëm tek Allahu do të tuboheni në Ditën e Gjykimit, që t'ju japë atë që e meritoni për punët tuaja, që ju i keni bërë në dynja. (25) Dhe ruajuni prej dënimit i cili nuk merr vetëm gjynahqarin në mesin tuaj, o besimtarë, por bashkë me të merr edhe të tjerët, nëse shtohet e keqja dhe askush nuk e pengon; si dhe dijeni me bindje të patundur se Allahu është i Ndëshkues i Fortë ndaj atij që e kundërshton Atë, prandaj ruajuni prej bërjes gjynah ndaj Tij.

## Mësime nga ajetet:

• Kush e ka Allahun në anën e tij, do jetë i ndihmuar (fitimtar), edhe nëse do të ishte i dobët dhe se kjo mbështetje do jetë në varësi të veprave të besimit, që i kryen besimtari. • Besimtari kërkohet që t'i marrë fillimisht të gjitha masat, sa i përket përgatitjes materiale dhe ta kryejë obligimin që Allahu ka caktuar, pastaj le të mbështetet tek Allahu dhe t'ia dorëzojë çështjen e vet Atij, pasi arritja e rezultatit dhe qëllimeve është çështje që i përket Allahut. • Ajetet janë argument se Allahu i Lartësuar, besimin dhe mirësinë nuk ia mundëson atij brenda të cilit nuk gjendet mirësi, pra, as nuk i shtohet ky besim dhe as nuk jep fryte tek ai. • Besimtari duhet që të bëjë sa më shumë lutje të tilla, si: "O Rrotullues i zemrave, stabilizoje zemrën time në fenë Tënde! O Lëvizësi i zemrave, drejtoje zemrën time për tek bindja ndaj Teje. • Allahu i ka urdhëruar besimtarët që të mos e pranojnë të keqen në mesin e tyre, në mënyrë që të mos i përfshijë dënimi të gjithë.

وَٱذۡكُرُوٓاْ إِذۡ أَنتُمۡ قَلِيلٞ مُّسۡتَضۡعَفُونَ فِي ٱلۡأَرۡضِ تَخَافُونَ
أَن يَتَخَطَّفَكُمُ ٱلنَّاسُ فَـَٔاوَىٰكُمۡ وَأَيَّدَكُم بِنَصۡرِهِۦ وَرَزَقَكُم
مِّنَ ٱلطَّيِّبَٰتِ لَعَلَّكُمۡ تَشۡكُرُونَ ٢٦ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ
لَا تَخُونُواْ ٱللَّهَ وَٱلرَّسُولَ وَتَخُونُوٓاْ أَمَٰنَٰتِكُمۡ وَأَنتُمۡ تَعۡلَمُونَ
٢٧ وَٱعۡلَمُوٓاْ أَنَّمَآ أَمۡوَٰلُكُمۡ وَأَوۡلَٰدُكُمۡ فِتۡنَةٞ وَأَنَّ ٱللَّهَ
عِندَهُۥٓ أَجۡرٌ عَظِيمٞ ٢٨ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓاْ إِن تَتَّقُواْ
ٱللَّهَ يَجۡعَل لَّكُمۡ فُرۡقَانٗا وَيُكَفِّرۡ عَنكُمۡ سَيِّـَٔاتِكُمۡ
وَيَغۡفِرۡ لَكُمۡۗ وَٱللَّهُ ذُو ٱلۡفَضۡلِ ٱلۡعَظِيمِ ٢٩ وَإِذۡ يَمۡكُرُ بِكَ
ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ لِيُثۡبِتُوكَ أَوۡ يَقۡتُلُوكَ أَوۡ يُخۡرِجُوكَۚ وَيَمۡكُرُونَ
وَيَمۡكُرُ ٱللَّهُۖ وَٱللَّهُ خَيۡرُ ٱلۡمَٰكِرِينَ ٣٠ وَإِذَا تُتۡلَىٰ عَلَيۡهِمۡ
ءَايَٰتُنَا قَالُواْ قَدۡ سَمِعۡنَا لَوۡ نَشَآءُ لَقُلۡنَا مِثۡلَ هَٰذَآ إِنۡ هَٰذَآ
إِلَّآ أَسَٰطِيرُ ٱلۡأَوَّلِينَ ٣١ وَإِذۡ قَالُواْ ٱللَّهُمَّ إِن كَانَ هَٰذَا
هُوَ ٱلۡحَقَّ مِنۡ عِندِكَ فَأَمۡطِرۡ عَلَيۡنَا حِجَارَةٗ مِّنَ ٱلسَّمَآءِ
أَوِ ٱئۡتِنَا بِعَذَابٍ أَلِيمٖ ٣٢ وَمَا كَانَ ٱللَّهُ لِيُعَذِّبَهُمۡ وَأَنتَ
فِيهِمۡۚ وَمَا كَانَ ٱللَّهُ مُعَذِّبَهُمۡ وَهُمۡ يَسۡتَغۡفِرُونَ ٣٣



(26) Kujtoni, o besimtarë, kur ju ishit të pakët në numër, sa gjendeshit në Mekë dhe banorët e saj ju shtypnin e ju persekutonin. Kishit frikë se kur do t'ju zhduknin njëherazi armiqtë tuaj, kurse Allahu ju bashkoi në një strehim, që ishte Medina dhe pastaj ju fuqizoi nëpërmjet fitores kundër armiqve në fushëbeteja, si ajo e Bedrit. Sikurse ju furnizuam me të mira dhe me plaçkën që fituat prej armiqve tuaj, me shpresë se do ta falënderoni Allahun për mirësitë e Tij, që Ai t'jua shtojë ato edhe më tepër e jo të tregoheni mosmirënjohës, që Ai t'jua marrë ato e t'ju dënojë.

(27) O ju që keni besuar në Allahun dhe e ndiqni të Dërguarin e Tij! Mos e tradhtoni Allahun dhe të Dërguarin, me moszbatimin e urdhrave dhe moslargimin prej të ndaluarave! Mos tradhtoni amanetet ju janë lënë në mirëbesimin tuaj, si borxhet e të ngjashme, ndërkohë që ju e dini edhe vetë se kjo që po bëni është tradhti, e kështu të konsideroheni tradhtarë.

* Meqë lakmia për pasuri dhe për fëmijë është ajo që e shtyn njeriun të tradhtojë, Allahu na bëri me dije se ato janë fitneh (sprovë), duke thënë:

(28) E Dijeni, o besimtarë, se pasuria dhe fëmijët tuaj nuk janë tjetër, por vetëm sprovë prej Allahut për ju, pasi ato mund t'ju pengojnë prej angazhimit për Botën Tjetër e ju çon deri në tradhti; si dhe dijeni se Allahu ka shpërblime shumë më të mëdha, prandaj mos t'ju humbë ky shpërblim për shkak të angazhimit për pasurinë e fëmijët tuaj dhe tradhtisë tuaj për shkak të tyre.

(29) Allahun dhe ndiqni të Dërguarin e Tij, dijeni se nëse ju ia keni frikën Allahut duke i vënë në zbatim urdhrat e Tij e duke u larguar prej ndalesave të Tij, Allahu ka për t'ju dhuruar atë (urtësi) që do t'ju mundësojë të ndani të Vërtetën prej të kotës, në mënyrë që të mos u pështjellohen të dyja; do të fshijë prej jush çfarëdo krimi që keni bërë, si dhe do t'ju falë gjynahet tuaja. Allahu është Zotëruesi i mirësisë madhështore, e mirësia e Tij madhështore është Xheneti, të cilin e ka përgatitur për robërit e Vet të përkushtuar.

(30) Përkujto, o i Dërguar, kur idhujtarët u mblodhën që të komplotonin ndaj teje, ose me izolimin tënd, ose me vrasjen tënde, ose me përzënien tënde prej vendit tënd. Kështu, ata bënin kurthe ndaj teje, ndërkohë që edhe Allahu bënte për ta kurthe dhe kurthet që.ata bënin ua kthente kundër tyre Vërtet që Allahu është kurthngritësi më i mirë.

(31) E Sa herë që atyre u lexoheshin ajetet (vargjet) Tona, thoshin me inat (kokëfortësi) dhe me mospërfillje ndaj së Vërtetës: "Edhe më herët kemi pas dëgjuar si ky. Po të kishim dashur që të flisnim si ky Kuran, edhe ne do ta kishim bërë. Ky Kuran që ne e dëgjuam nuk është tjetër veçse mitologji (gënjeshtra) e të parëve, prandaj edhe nuk besojmë në të."

(32) Përkujto, o i Dërguar, kur idhujtarët thanë: "O Allah! Nëse ajo me të cilën ka ardhur Muhamedi qenka e vërtetë, atëherë lësho mbi ne gurë prej qielli e na shkatërro! Ose na e sill një dënim të dhembshëm!" Duke nënkuptuar me këtë kulmin e kundërshtimit dhe refuzimit të tyre

(33) Por Allahu nuk do t'i sillte umetit tënd, - i cili përfshin umetin pranues (muslimanët) e umetin e ftuar (jomuslimanët) -dënim shfarosës, ndërkohë që ti, o Muhamed, je i gjallë dhe gjendesh në mesin e tyre, pasi prania jote në mesin e tyre është garanci për ta që të mos i përfshijë dënimi; gjithashtu, nuk do t'ua sillte atyre dënimin, ndërkohë që ka prej tyre që kërkojnë falje prej Allahut për gjynahet që bëjnë.

## Mësime nga ajetet:

- Falënderimi dhe mirënjohja janë mirësi madhështore, nëpërmjet të cilave mirësitë e Allahut të Lartësuar shumëfishohen, por dhe pakësohen nëse neglizhohen.
- Besa (Amaneti) është një çështje jashtëzakonisht e madhe dhe e rëndësishme për të përmirësuar gjendjen e muslimanëve, prandaj mbajtja e saj dhe sakrifica për të, janë tregues të ndershmërisë shpirtërore dhe vetëpërmbajtjes në veprime.
- Shpërblimi që është tek Allahu për atë që e frenon veten prej të ndaluarave është shumë herë më i mirë se përfitimet e arritura nga kryerja e harameve për shkak të pasurisë apo fëmijëve.
- Ajetet na e bëjnë të qartë mendjelehtësinë e jobesimtarëve kundërshtues, pasi ata nuk thanë: "O Allah! Nëse kjo është e Vërteta prej Teje, atëherë na udhëzo në të!"
- Ajetet tregojnë vlerën e madhe dhe bereqetin që ka istigfari (t'i kërkosh falje Allahut), i cili është një prej penguesve të dënimit.




وَمَا لَهُمْ أَلَّا يُعَذِّبَهُمُ ٱللَّهُ وَهُمْ يَصُدُّونَ عَنِ ٱلْمَسْجِدِ
ٱلْحَرَامِ وَمَا كَانُوٓا۟ أَوْلِيَآءَهُۥٓ ۚ إِنْ أَوْلِيَآؤُهُۥٓ إِلَّا ٱلْمُتَّقُونَ
وَلَٰكِنَّ أَكْثَرَهُمْ لَا يَعْلَمُونَ ٣٤ وَمَا كَانَ صَلَاتُهُمْ
عِندَ ٱلْبَيْتِ إِلَّا مُكَآءً وَتَصْدِيَةً ۚ فَذُوقُوا۟ ٱلْعَذَابَ
بِمَا كُنتُمْ تَكْفُرُونَ ٣٥ إِنَّ ٱلَّذِينَ كَفَرُوا۟ يُنفِقُونَ
أَمْوَٰلَهُمْ لِيَصُدُّوا۟ عَن سَبِيلِ ٱللَّهِ ۚ فَسَيُنفِقُونَهَا ثُمَّ تَكُونُ
عَلَيْهِمْ حَسْرَةً ثُمَّ يُغْلَبُونَ ۗ وَٱلَّذِينَ كَفَرُوٓا۟ إِلَىٰ جَهَنَّمَ
يُحْشَرُونَ ٣٦ لِيَمِيزَ ٱللَّهُ ٱلْخَبِيثَ مِنَ ٱلطَّيِّبِ وَيَجْعَلَ
ٱلْخَبِيثَ بَعْضَهُۥ عَلَىٰ بَعْضٍ فَيَرْكُمَهُۥ جَمِيعًا فَيَجْعَلَهُۥ
فِى جَهَنَّمَ ۚ أُو۟لَٰٓئِكَ هُمُ ٱلْخَٰسِرُونَ ٣٧ قُل لِّلَّذِينَ
كَفَرُوٓا۟ إِن يَنتَهُوا۟ يُغْفَرْ لَهُم مَّا قَدْ سَلَفَ وَإِن يَعُودُوا۟
فَقَدْ مَضَتْ سُنَّتُ ٱلْأَوَّلِينَ ٣٨ وَقَٰتِلُوهُمْ حَتَّىٰ
لَا تَكُونَ فِتْنَةٌ وَيَكُونَ ٱلدِّينُ كُلُّهُۥ لِلَّهِ ۚ فَإِنِ
ٱنتَهَوْا۟ فَإِنَّ ٱللَّهَ بِمَا يَعْمَلُونَ بَصِيرٌ ٣٩ وَإِن تَوَلَّوْا۟
فَٱعْلَمُوٓا۟ أَنَّ ٱللَّهَ مَوْلَىٰكُمْ ۚ نِعْمَ ٱلْمَوْلَىٰ وَنِعْمَ ٱلنَّصِيرُ ٤٠



34 Çfarë mund ta pengojë Atë që t'i dënojë, ndërkohë që ata kanë kryer vepra të cilat e bëjnë të domosdoshëm dënimin e tyre, duke i penguar e njerëzit në Xhaminë e Shenjtë që të bëjnë tavaf e të falen rreth saj?! Idhujtarët nuk kanë qenë kurrë të dashurit e Allahut. Të dashurit e Allahut janë vetëm të ruajturit e devotshëm, të cilët i ruhen Atij duke i vënë në praktikë urdhrat e Tij dhe duke iu larguar ndalesave të Tij, por shumica e idhujtarëve që pretendojnë se janë të dashurit e Tij nuk e dinë se ata kurrë nuk mund të jenë të dashurit e Tij.

35 Madje, edhe namazi i idhujtarëve në Xhaminë e Shenjtë kryhej veçse duke fishkëllyer dhe duartrokitur, pra, shijojeni, o idhujtarë, ndëshkimin me vrasje dhe robëri në luftën e Bedrit, për shkak të mosbesimit që treguat ndaj Allahut dhe konsiderimit gënjeshtar të të Dërguarit të Tij.

36 Ata që e mohuan Allahun, vërtet që e japin pasurinë e tyre për të penguar njerëzit prej fesë së Allahut. Ata le ta japin, por kurrë nuk do t'u realizohet ajo që dëshirojnë. Në fund, rezultati i shpenzimit të pasurisë së tyre do të jetë pikëllimi, për shkak të humbjes së saj dhe humbjes së qëllimit për të cilën është dhënë., Ata do të mposhten dhe fitorja do të jetë për besimtarët. Ata që mohuan Allahun kanë për t'u dyndur për në Xhehenem në Ditën e Gjykimit, duke u futur e qëndruar përgjithmonë në të.

37 Jobesimtarët e tillë, që e japin pasurinë e tyre për të penguar prej Rrugës së Allahut do të dynden për në Xhehenem, në mënyrë që Allahu ta ndajë grupin e jobesimtarëve të poshtër prej grupit të besimtarëve të mirë, si dhe ta bëjë të poshtrën dhe gjithçka të sajën: njerëzit, veprat dhe pasurinë e saj palë-palë, duke i vënë njërën mbi tjetrën, brenda në zjarrin e Xhehenemit. Të tillët janë të pikëlluarit, pasi ata në Ditën e Gjykimit humbin veten dhe familjet.

38 Thuaju, o i Dërguar, atyre të cilëve e mohojnë Allahun dhe të Dërguarin e Tij dhe që janë prej popullit tënd: Nëse ata heqin dorë prej kufrit (mosbesimit) të tyre ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij, si dhe prej pengimit prej Rrugës së Allahut të atij që dëshiron t'i besojë asaj, Allahu ka për t'ua falur atyre atë që ka kaluar, domethënë, gjynahet e tyre, sepse pranimi i Islamit i fshin gjynahet e mëparshme, por nëse ata kthehen përsëri në mosbesimin e tyre, atëherë le ta dinë se ligji tradicional i Allahut (ndëshkimi) është vërtetuar me ata që ishin më herët, se sa herë ata mohonin dhe vazhdonin në mosbesimin e tyre, ndëshkimi u erdhi më shpejt.

39 Luftojini, o besimtarë, armiqtë tuaj jobesimtarë (që ju luftojnë), derisa idhujtaria dhe pengimi i muslimanëve në zbatimin e fesë së Allahut të mos ekzistojnë, por i tërë besimi dhe bindja të jenë vetëm ndaj Allahut i Cili nuk ka të barabartë. Nëse jobesimtarët i japin fund asaj në të cilën ata vazhdojnë të jenë në të, idhujtarisë dhe pengimit të të tjerëve prej Rrugës së Allahut, atëherë lërini edhe ju, sepse është Allahu që i Mbikëqyr punët e tyre dhe Atij nuk i fshihet asgjë.

40 Nëse ata largohen prej asaj me të cilën po urdhërohen, pra, prej dhënies fund mosbesimit dhe pengimit të të tjerëve prej Rrugës së Allahut, atëherë dijeni, o besimtarë, se Ndihmësi juaj kundër tyre është Allahu, Ai është Miku më i mirë ndaj atij që e miqëson Atë dhe Ndihmuesi më i mirë ndaj atij që e ndihmon fenë e Tij, pasi kë miqëson Allahu, ai është i fituar dhe kush ndihmohet nga Ai, ka triumfuar.

## Mësime nga ajetet:

- Pengimi i njerëzve prej Xhamisë së Shenjtë (Qabes) është krim jashtëzakonisht i madh, për të cilin personi që e kryen e meriton dënimin që në këtë botë, para Botës Tjetër.
- Përgjegjësia ndaj Xhamisë së Shenjtë (Qabes) dhe përkujdesja ndaj saj është një nder, që nuk e meriton askush përveç të dashurve të Allahut.
- Në ajete i bëhet paralajmërim jobesimtarëve se ata nuk do të arrijnë asgjë me shpenzimin e pasurisë së tyre për të pavërtetën dhe se ata ka për t'i përfshirë dëshpërimi dhe pikëllimi i thellë.
- Thirrja që ua bën Allahu jobesimtarëve që të pendohen dhe të besojnë është një thirrje e hapur për ta, përkundër vazhdimësisë së tyre në arrogancë.
- Kush ka Allahun si Mik dhe Ndihmës, atë nuk ka për ta frikësuar asgjë, e kush i bëhet Allahu armik, ai s'ka për të patur kurrë krenari.